**LUAN LUSHA**



# 4500 VARGJE NË TETË RROKJE

*Poezi*

*Autori*:
**Luan Lusha**

*Titulli*:
**4500 VARGJE NË TETË RROKJE**
**Poezi**

*Redaktor*:
**Msc. ILJAS ÇERPJA**

*Grafika*:
**M&B**



**ISBN 978-9928-820-85-3**



# DY FJALË

Për mua poezia në rini ishte dëshirë për lexim. Blej shumë libra e shumë prej tyre i lexoj. Nëse një libër më tërheq që në fillim e më pëlqen e përpij menjëherë në pak ditë ose orë sipas vëllimit të tij, ndryshe mund të mos e mbaroj. Nisur nga kjo mendova që të shkruaj dy fjalë për librin tim modest me poezi, që lexuesi të ketë një orientim paraprak.

Përvoja e jetës, qëndrimi për shumë kohë në odat e Dibrës, puna prej 40 vitesh në administratë shtetërore, duke filluar nga baza si agronom sektori dhe deri specialist i nivelit të parë në Ministri për një periudhë 17 vite pa ndërprerje, puna në Fondin Besa për 7 vite, rritja në një shtëpi me libra e bibliotekë në katër breza, duke filluar nga katragjyshi Selmani, taksidar në Sheher të Dibrës në kohën e turkut, gjyshi Aliu, zotërues i gjuhës turke, arabe dhe shqipes në vitet 1920, kur njerëzit e shkolluar në Shqipëri ishin vetëm qindra, tregtar i

**dëgjuar i zonës në kohën e Zogut. Baba im, Sula, ka qenë nëpunës veteriner për 40 vite në kohën e monizmit dhe një njeri i muhabetit e mexhlisit.**

**Të gjitha këto, së bashku me një ritual timin prej 5 vitesh ecje buzë liqenit të Farkës në çdo pasdite, zgjuan tek unë një pasion të fjetur, atë të krijimit të vargjeve poetike. Dalëngadalë fillova një – dy – tre, derisa u bënë njëqind të tilla. I hidhja në faqen e Facebook-ut tim. Komplimentet e njerëzve të njohur më bënë të besoja se duhet të vazhdoj edhe pak e njëkohësisht t’i grupoj për një libër të mundshëm.**

**Nga 2022 deri në 2025 numri vajti mbi 270 poezi.**

**Natyrisht, jam i vetëdijshëm se nuk jam poet, por nuk gjej arsye ta privoj veten nga botimi i një libri, i cili nuk ka për qëllim fitimin, sidomos në kohën e sotme, kur njerëzit kanë një mijë mënyra për t’u informuar apo argëtuar e leximin e kanë përtesë të madhe.**

**Në këtë libër nuk do gjeni shpikjen e shekullit dhe fjalët apo shprehjet mund t’i keni lexuar apo dëgjuar në kohë apo vende të ndryshme, por unë jam përpjekur të kem këndvështrimin tim. Në fillim janë vendosur**

**vjersha që përfshijnë pak atdhetarizëm, pak tendenca krahine të Dibrës, trajtohen tema të fisit, familjes, të cilat tek unë kanë ardhur e transmetuar nga paraardhësit. Shumica e poezive të mija, gati 70 % e tyre, kanë të bëjnë me sjelljen e njerëzve. Kam përshkruar me poezi pothuaj shumicën e tipave sipas sjelljes së tyre.**

**Synimi ka qenë evokimi e ngritja lart e sjelljes pozitive apo fisnike dhe anatemimi apo kritika e atyre të papërshtatshme. Populli ynë i lashtë dallohet për virtyte të larta, por individë të ndryshëm bëjnë veprime pakuptimta apo të dënueshme. Një hapësirë jo të vogël zë dhe emigracioni, marrëdhëniet e njerëzve ndërmjet tyre dhe qëndrimi ndaj pasurisë.**

**Afërsisht 25% e vjershave të mia flasin për demokracinë dhe politikën si instrumenti i saj i pazëvendësueshëm. Jam i sigurt se kështu e pakësoj numrin e njerëzve që do të m’i pëlqejnë poezitë, sepse kanë bindje ndryshe nga unë.**

**Duke qenë pasionant për demokracinë si rendi jo i përsosur, por më i miri deri më sot nga historia njerëzore, e pranoj me kënaqësi edhe ndonjë largim të dikujt nga leximi i librit tim, për shkaqe bindjesh politike.**

**Për ta ëmbëlsuar, një 5 % e poezive të mia, që i këndojnë dashurisë, janë vendosur në fund të librit, jo se ato nuk meritojnë vendin e parë, por se mosha ime e madhe nuk lejon që t'u dukem njerëzve i lajthitur.**

**Duke ju uruar shëndet personal e familjar dhe lexim të këndshëm kujtdo që do ketë dëshirën për të parë se ç'kam shkruar unë.**

**Tiranë, më 21 mars 2025**

# PARATHËNIE

**Msc. ILJAS ÇERPJA**

**Ky material është një koleksion me poezi, që shpreh një gamë të gjerë ndjenjash, mendimesh dhe reflektimesh, duke bashkuar elemente tradicionale dhe moderne në një zë të vetëdijshëm artistik. Më poshtë po paraqitet një analizë letraro-artistike dhe tematike:**

**Struktura dhe stili artistik**

**• Forma dhe organizimi:**

**Libri “4500 vargje në tetë rrokje” i autorit Luan Lusha, botuar me 21 mars 2025, në Ditën Ndërkombëtare të Poezisë, përmban një numër të madh poezish, të cilat janë strukturuar në vargje dhe strofa të rregulluara. Përmes përdorimit të radhëve të përsëritura dhe shënjimit të autorit, ai krijon një identitet të fortë dhe një ndjenjë unike të vlerësimit personal.**

**• Gjuha dhe ritmi:**

**Gjuha e përdorur është e pasur me figura letrare: metafora, aliteracione, paralelizma dhe rima që i japin poezive një ndjesi muzikore dhe ritmike. Kjo pasuri gjuhësore, e ngarkuar me elemente tradicionale dhe dialektale, shërben si urë lidhëse midis trashëgimisë kulturore dhe përjetimeve personale.**

**Analiza tematike**

**• Patriotizmi dhe identiteti kombëtar:**

**Shumë poezi përqendrohen në konceptin e "atdheut" – jo vetëm si një hapësirë gjeografike, por edhe si një ide dhe ndjenjë e përbashkët e identitetit. Pjesët si "KUSH QUHET ATDHE?" dhe ato të tjera reflektojnë përkryer një ndjenjë krenarie kombëtare, duke theksuar vlerat, historinë dhe trashëgiminë kulturore shqiptare.**

**• Reflektim shoqëror dhe kritikë morale:**

**Në disa poezi shfaqet një kritikë e hollësishme ndaj sjelljeve të padëshiruara të shoqërisë - nga korrupsioni politik te mungesa e integritetit moral. Këto vepra ofrojnë një analizë të sinqertë të realitetit social, duke i kërkuar lexuesit të reflektojë mbi vlerat e përditshme, drejtësinë dhe nevojën për ndryshim.**

**• Familja, trashëgimia dhe vlerat ndërgjeneracionale:**

**Një temë e përsëritur është rëndësia e familjes dhe trashëgimisë kulturore. Poezitë e autorit shpesh reflektojnë mbi rëndësinë e lidhjeve familjare, respektin ndaj të moshuarve dhe ndikimin e traditave që kalojnë nga brezat. Kjo temë sjell një ndjesi ngrohtësie dhe stabilitet emocional nëpërmjet kujtimeve personale dhe udhëzimeve morale.**

**• Dashuria, jeta dhe forca e poetikës:**

**Nga ana tjetër, disa poezi përqendrohen në ndjenjat e dashurisë, në gjendjen emocionale dhe në përpjekjen e përhershme të poetit për të shprehur bukurinë e jetës. Autori reflekton mbi rolin e tij si krijues, duke shprehur pasionin dhe sfidat që i përkasin krijimit artistik, si dhe tensionin midis dëshirës për të qenë i vërtetë dhe presioneve të kohës së sotme.**

**Përmbledhje dhe ndjeshmëri artistike:**

**Koleksioni reflekton një bashkim të elementeve tradicionale dhe moderniste: nga përdorimi i imagjinatës së pasur gjuhësore, deri te temat sociale dhe morale që i japin poezive një dimension universal. Në këtë kontekst, Luan Lusha nuk shërben vetëm si një**

**shkrimtar, por edhe si një kronikues i realitetit shoqëror dhe kulturor, duke përdorur poezinë si mjet për të çuar në pah vlerat e përjetshme dhe sfidat bashkëkohore.**

**Në përfundim, ky material është një udhëtim letrar ku forma, përmbajtja dhe ndjeshmëria artistike ndërthuren për të krijuar një pasuri poetike që fton lexuesin të reflektojë mbi identitetin, traditat dhe jetën në tërësi.**

## KUSH QUHET ATDHE

Atdhe nuk është toka,
as gërxhe kodra të kota.
fusha t'buta, male t'forta,
veç për njerëz u kriju bota.

Prej kur Zoti njerëz bitisi,
kombi, robi, familja, fisi,
janë vatani i çdo gjinsi,
jo zabeli, përroi lisi.

Kush për evlat nuk lufton,
më kot dheun e mendon.
Toka për rob funksionon,
Perëndia t'gjitha ofron.

S'ka atdhe kur ndër njerzi,
nuk lulëzon shumë dashni,
as ku karburant ka mëni,
apo luftë për sundimni.

**Nuk i duhen kujt fitimet,**
**por të mira qëllime,**
**dhe të drejtat e parimet,**
**nuk vlejnë kot përbetimet.**

**Familje, fis, komb mbarë,**
**për këto jemi atdhetar.**
**Ai që bie në vijë t'parë,**
**lavdi dëshmori ka marrë.**

**2024**

## KUR PUSHTIMI VJEN VËRDALLË, ME HIK A ME U PËRBALLË

**Ne na duhet pa u ndalë,**
**me armikun me u përballë,**
**e në fund faqe bardhë,**
**se shkelë e prap gjallë.**

**N'Dibër nga goja e të parit,**
**prej kohesh fjala ka dale:**
**"Pushka trimit, sofra bujarit,**
**kurrë nuk kan me u ndalë."**

**Kush s'lufton ai mund të bjerë,**
**nën robri e i mjerë.**

**2024**

## VENDI DHE SJELLJA JONË

Zoti i madhëruar.
Vendin tonë ka bekuar,
stinët bukur sistemuar,
male fusha zbukuruar,
gjuhë hyjnore na ka mësuar.

Egoista jem të sajuar,
n’vandalizma dashuruar,
kultur ilire kem shkatrruar,
Kanun s’kemi respektuar.

Dijen se kem vlerësuar,
të fortit leht jem nënshtruar.
Mendjen kurrë s’kem ndriçuar,
të metat me riparuar.

**Lavdro veten tjer mallkuar.**
**saktë nuk jem orientuar,**
**perendimit me i ngjasuar.**

**Deri kur more të uruar?!**
**Veten ta kemi ndryshuar,**
**sjelljen të përmirsuar,**
**t'mos jem për tu mëshiruar.**

**2024**

## VENDI I BEKUAR SHQIPËRI, ME SHUME FAT, PAK NJERZI

**I shkolluar, i ditur nënvlerësuar.**
**I drejtë, i ndershëm përçmuar.**
**I varfër, i lodhur poshtruar.**
**I pasur, i fortë sulmuar.**
**Nga politika i mashtruar.**
**I sëmurë e sakat grabitur.**
**I vogël, i mitur mezi rritur.**
**I plakur e në moshë drobitur.**
**Nga natyra vend i bekua,**
**por me rob paksa të gabuar.**

**2023**

# GJUHA MELODI SHPIRTI

**E bukura gjuha jon,**
**në tetë rrokje kur vargon,**
**ëmbëlsisht ajo fort kumbon,**
**muzik shqipe andesh ngjason,**
**bukur ajo tingëllon,**
**poetët shum i frymëzon,**
**të dashurit tepër përmallon,**
**pasionet i ëmbëlson,**
**lexues si diell ndriçon.**

**2025**

# ARSIM CILËSOR, EDUKIM RRACOR

**Prej kohësh në këtë vend,
mundi i madh na ka mbet,
hiç për pare por për mend.
Varfëria kurr nuk u ndal,
jo për lek, po t'mirë fjalë.**

**Me shpëtue prej këtij sikleti,
vetëm arsim krejt mileti.
Nga kopësht – universiteti,
me shembull nga japonezi,
edukim si fëmij markezi,
kshtu do ndrij balli e erzi.**

**Lumturi do mund t'na sjellë,
se do korrim ç'kemi mbjellë.**

**Po se patëm cilësor arsim,
pedant shumë dhe edukim,
do kemi si ngaher harbim.
Zor e kemi përmirësim.**

**2025**

## QË TË JEMI NJERËZ

**E t'a kemi me t'gjith mire,**
**me fis e me komshij,**
**I vemë vetes detyrë:**
**-Që ti ruajm mjaft kufij.**

**Çdo gjë bëje për ata,**
**me shumë moral edhe fé,**
**si për vete ana ta ka,**
**kështu mund të bëhemi ne.**

**Të mendojmë për të tjerë,**
**njësoj si duam për vete.**
**Mjaft mbetëm të mjerë,**
**veç fitime lek e çeçe.**

**2023**

## NJERIU ËSHTË UNIK

**Askuj si ngjan ti o mik,**
**se në botë je unik.**

**Me askënd mos u krahaso,**
**përher gjëja këtu çalo.**

**Se çdo kush ka një jet,**
**veç të vetën për lezet.**
**Për tjetrin mos ki asset*,**
**se ke pi helm me vullnet,**
**të vdesë tjetri kot e pret.**

**2024**

*Aset sin. = inat.

## SA JENI GJALLË NDERTONI URA

U ndanë dy vllezër diku,
kufiri qëlloi t'ish një përru.

Pulat vëllai - mistrece,
shkulin tjetrit kopsht me spece.

Ankes gruja me fort zhurmë:
-Bëje murë nuk a punë!
Burri: - nesër e ngre unë.

Porsit një makinë gurë,
e fillon ndërton një urë.

Kur ik nga bota duhet mur.
Sa jemi gjallë veç urë.

2024

## MOS JU NDAJ MËSIMIT O NJERI

**Mëso ti o djal i ri,
mëso e ti plak me thij,
se padia or njeri,
është vërtet një marrëzi.
Janë shum pak aq sa di.
Rruga spital - varrez Peshkopi,
është koha me fitu dij.
Po nuk e more mërzi,
meriton titullin njeri.
Ndryshe keq do më vij,
do hysh në tjera gjallësi.
Mos ju ndaj mësimit o njeri!**

**2024**

# DIBRA E SHQIPTARIA JANË DOBSITË E MIJA

**Dibra e shqiptaria,**
**janë dobësit e mia.**
**Se për to historia,**
**vjen që nga Bizant- ia.**

**Kur ishte Komneni mbret,**
**dibrani mendon e flet.**
**Tre her mat e një her pret,**
**fjalë pa vend kurr nuk qet.**
**Kënd pa merit nuk nget,**
**veç kush ja ban hyzmet,**
**ja ka ba vetes vet.**
**E kush veten e vret,**
**të drejtë s'ka ku me gjet.**

**E pati thanë dikur Leka,**
**kështu ka mbet sa t'jet jeta.**

**2024**

## DIBRA MIKUN E KA ASET
## RESPEKTIN JA BËN PËR MBRET

**Në Dibër kishte muhabet,**
**urtë e butë për lezet.**
**Hidhet fjala leht - leht,**
**njëri fol, tjetri e pret.**

**Në Dibër në odë dikur,**
**mendja bënte fiskultur.**
**Muhabeti me radhë e rend,**
**Gëzon gjithkënd që ka mend.**

**Alegoria sillet vërdallë,**
**sigurisht anash, pak në ballë.**
**Zotin e shpisë pa e rëndu,**
**e askënd mos me tanu.**

**Gjith nga bie muhabeti,**
**kurrë të mos i humbë lezeti.**
**Noj dobsi vihet në dukje,**
**t'a përmirsojm më tutje.**

**Dibrani veç pak troket,
kush është mán vilet vet.
Mexhelisi ka dhe kok shkret,
që si arra zgjidhje pret.**

**Kush thotë se Dibra të nget,
më vjen keq, ai nuk e njeh.
Dibra mikun e ka aset,
përher e nderon si mbret.**

**Kur miku nuk di me nejt,
një vend duhet me ja gjet.
Që kur ish Komneni mbret,
grihë për mendjen Dibra mbet.**

**2024**

# FJALA E MADHE A COPA E MADHE

Dibra n'kuvend ra në uzdaj *,
copën e madhe le ta haj.
fjalën e keqe t'mos e ndaj,
e përhapi shpaj për shpaj.

Ç'ka vjen nga llaf i ranë?
Shum të madh dëmin e banë.
Fjala e ulët prish dynjanë,
fjal e urtë ka imanë. *

Fjalët e mira kush gjeti,
bën shërbim atij xheneti.
Fjal e rand është kjameti,
t'zotin e saj ze sikleti.

Copa e madhe kur e han,
fryhesh n'bark po dam s'të ban.
Fjalën e dobët kur e thu,
bëju gati me luftu.

**2024**

---

* Uzdaj = dakortësi sinonim.
* Iman = moral.

## GRUMBULL MENDJET N'SHATORE* KUR T'I MARRIN LUEN KOSORE

**Heret në malin Dardhë,**
**një shqetsim pati dalë.**

**Gjithë Dardha ka mbledh mend,**
**grumbull n'Shatorre në një vend.**

**Kur ti marrin po sakatohen,**
**n'mendje t'bukura ngatërrohen.**

**Për kët gjë mos u shqetëso,**
**çdokush veç të vetat prano.**

**Njeriu vritet për ç'ka do,**
**po mend me kënd si ndërro.**

**Për secilin mendja e tij,**
**asht më e mira, asht flori.**

---

*** Shatore një shpat në krahinën e Dardhës, më të djathtë të Drinit.**

**Ngatërresën e zgjidh vetë,**
**kjo ma e lehta n'kët jetë.**

**Mendje mendje kjo dynja,**
**asnjë me tjetrën nuk ngja.**

**2024**

# DIBRA PREJ KOHËSH KA GJET ÇKA BËN ZOTI PËR T'MADH T'VET

Dibra bënte muhabet,
Ç'ka bën Zoti duhej me gjet?

Rrihen mendjet radhë e rend,
zor me u marr me mend.

Pyetja ishte mjaft e shtrenjt,
Zoti ka shumë libra t'shenjt.

Mjaft kohë merr debati,
flet i shkurti, flet i gjati.

Foli njëri leht pa zhurm,
Ç'ka bën Zoti e di un,

Burnimi e ktheu ballë,
Zoti për njerzit bën shkallë.

Dikush nga maja rrokulliset,
në vend të tij tjetri ngjitet.

Pra, për Zotin punë e tij,
mbeti - ngre e ul njerzi.

Shkallt e Zotit t'ngren përpjet,
atje duhet dije me nejt.

Kush nuk bën vepër të mirë,
ai gremiset me dëshirë.

Nga ajo kohë deri tani,
lartim i çdokujt s'ka habi.
Me bá dritë është radh' e tij.

Për njerzin Zoti vendos rend,
dhe për vete rri në një vend.
Dibra vulë i dha n'kuvend.

**2024**

# MENDJA APO FATI

**Dibra muhabet pati,**
**kush prin mendja apo fati?**

**Dikush tha ai do kërkuar,**
**fati nga mendja duhet drejtuar.**

**Tjetri jo, duhet me prit,**
**me mend mos me u mërzit.**

**Disa anojnë nga vrapi,**
**tjerë flenë posht një rrapi.**

**Për hollivud Parashqevia*,**
**ik shigjetë nga Shqipëria.**

**Porse fati shum e dënoj,**
**në hall të madh përfundoj.**

**Fat a mendje kush nuk e di,**
**veç Zotit me madhnin e tij.**

**2024**

---

***Parashqevi Simaku këngëtare me famë, emigroi në SHBA.**

## KUSH ËSHTË E MIRA

E mira e keqja jan ngjit,
me i nda duhet me dijt.

Shumë fine për to vija,
me i nda vlen veç dija.
Fort lodhet filozofia,
mjaft e hollë është fija,
për kaq gjë vuan njerzia.
Ç'kur e krijoi perendia.

Ndoshta këtu ka kufi,
për të bukurën liri,
ku nuk cënohet asnjeri,
nga veprimet që bën ti.

**2024**

# PËR NJERIUN

**Moral është sinqeriteti,**
**puna është dinjiteti,**
**rrena është kjameti,**
**fjala është identiteti,**
**fati është kismet,**
**familja është xheneti.**

**2024**

## MENDJA E GJUHA DY MIRËSI ZOTI FALI PËR NJERËZI

**Allahu njeriut i fali,**
**mendjedritë prej ari.**
**Gojën bukuri stërralli.**
**Të dyja ndrijn te mentari.**

**Fort të arta këto mirësi,**
**me i përdor ndër njerzi,**
**mjaft e madhe përgjegjsi,**
**lum ai që këtë e di.**

**Dy bekime mu në ballë,**
**Na dallojnë nga çdo e gjallë.**
**Ndërmjet njerzve jan me shkallë,**
**ka të meçur, por dhe budallë.**

Veç për këto dy cilësi,
Zot në tokë quhet njeri.
Lum kush me to sjell drejtësi,
mjer kush i përdor për të zi.

Ti përdorim të dyja mirë,
ndaj Zotit e kem detyrë.

2024

## DY PAZARLI

**Dikur nisen për në pazar,**
**tre orë larg dy fshatar,**
**njëri m'kembë e një litar,**
**tjetri kal me shal pa samar.**

**Mbasi të dy bënë pazar,**
**nga pak mall kishin marr.**
**E mori n'kurriz e me litar,**
**ky i kalit nuk kish samar.**

**-Mbajma dhe timen barr,**
**bashkë me taten në litar.**

-Elbin tuaj e marr kollaj,
skuthllikun s'mund ta mbaj.
Do më njihnin për budall,
ti në kal shale un hamall.

Prandaj o lum zotnia,
kur ushqim t'duhej tagjia,
e mendoje që tek shpia,
të ndihmonte samargjia,
hiç nuk vlen budallakia.

2024

# PËRSE S'KA QETËSI

**Mendje mendje kjo dynja,
asnjë tjetrës nuk i ngja.
Unë dua kënd mos me nga,
boti hobi - në qaf me t'ra.
Qejfi - qejfit i bën dava*.
Njeri e don në kala,
tjetri e don më hava,
për to gati me u vra,
prandaj bota paqe s'ka,
vazhdon luftë e jo safa*,
realitet e jo shaka.**

**2025**

---

*** dava = ankesë**
*** safa = qetësi.**

# MARTESA

Martesa është kontratë,
që ndërtohet nga dy ortakë.
Ura lidhëse, me u dashtë,
respektohuni t'dy bashkë.

Dyfisho përgjegjësitë,
përgjys t'drejta, mirësitë.
Mbaj marrdhëniet gjith dritë,
gjëra t'vogla pa u mërzitë.

Asnjëri mos u kthe rrogiç*,
dhe tutela nuk vlen hiç.
Ndani punët, jo qerpiç,
për askënd nuk vlen çekiç.

Burimi i lumturisë,
mbet arti i diturisë.
Me urti edukim fëmisë,
kshtu familja do të ndrisë.

2024

---

*rrogiç = njeri i paguar si shërbëtor.

## FAMILJA

**Familja more miku im,**
**s’asht si banka me keqbesim,**
**që ka për vete një qëllim,**
**shumë lekë dhe veç fitim.**
**Por i bukuri frymëzim,**
**që lulëzon në mirbesim.**
**korrekte në çdo qëndrim,**
**ku përher jepet mësim,**
**bën mrekulli me edukim,**
**si më i epri përfitim.**

**2024**

## PRINDI

Me prindërit qeshni sotë,
mos derdhni shumë lotë,
kur ai ik nga kjo bot,
atë e kemi për kokë,
askush si shpëton dotë.

Ai ndjen kur është gjallë,
jo kur vdes e ti ke mallë.
Kot nga bota vrapon me ardhë,
veç për ti mbulu varrë.

Jashtë varri po ta lejnë,
asnjë dhimbje ai s’ndjenë.

Shihe babën jo rallë.
të prek ty mu në ballë.
Me ta puth atë shpinë dore,
e ka të madhe fitore.

2024

## BASHKEJETES E PËRKORË

**Krah për krah e dorë për dorë,
jo njëra në Korab tjetri n'Vorë.
Njëri dashin me këmborë,
tjetra fshesën për oborrë.
As njëra në fryj me borë,
e tjetri tu notue në Vlorë.
T'bëfsha naftën në motorë,
bashkë me skaf ble për pordhë.**

**Të dy ortak e fëmij për dorë,
është familja e përkorë.**

**2024**

## FËMIJË, BURRË, PLAK

**Prindi fëmijën ngre pak,**
**fëmijët ndriçojnë çdo plak.**

**Burrë i mirë bëhesh vetë,**
**nuk ásht ndryshe kjo jetë.**

**2024**

## RROFSH E QOFSH RINI

**Fare thjeshtë e të lehtë,**
**e merr rinia këtë jetë.**
**Mirë kështu se e vërteta,**
**me malore dhe të serta.**

**Kur duan miell për petë,**
**nga shosha ju ik përpjetë.**
**Rrofsh e qofsh rini e drejtë,**
**kur moshohi, ndryshoni krejt.**

**Mos harroni dhe ne vetë,**
**njësoj si ju rrinim ngreftë.**
**Asnjë gabim nuk është i lehtë,**
**por me to ndertohet jetë.**

**Kontraverse asht kjo shkret,**
**e bukur në udji të vet.**

**Si për ne edhe për ju**
**ka qenë e do jetë kështu.**

**Pati than gjyshi tek shpia:**
**“Mbani për nga njërzia,**
**borë në mal është pasuria,**
**barrë e rëndë kjo padia.”**

**2024**

## JETA RRJEDH PA NDAL

**E gjithë jeta si një lum,
vozitja vështirë shum.**

**Njerëzia mendje - arta,
ngre familjet por si varka.
Me dërrasa e me shkarpa,
me motorr a me lopata.**

**Mbajn mallin pa vënë kujë,
kush prej tyre nuk fut ujë.
Lind fëmija gëzon varka,
qan me lot kur bie plaka.**

**Këto varkat vargje- vargje,
bëhen fise bëhen lagje.
Ca prej tyre vet bien,
të tjera plot ngrihen.**

**Zevendësojnë njëra tjetrën,
mohon e reja të vjetrën.
Dallgë të mëdha rrjedh lumi,
krejt e ndjekin kush se zuni.**

**Komplet uji plot dallgë,
zor kalohet pa një varkë.
Tërë jeta një rrugëtim,
mbetet i mangët kush se din.**

**2024**

## FEMIJA E PRINDI

Mbarë ta dijë njerzia,
fëmija është si dashnia.
Nuk vlen për ata sa lek prish,
por koha që pranë do u rrish.

2022

## GRUAJA E BURRI

Eleganca, urti, butësia,
janë dhunti nga perendia.
Bukuria dhe dashuria,
ngjit përher si trupi e hija.

Ma t'butë se uji kund nuk gjenë
se merr formën si në enë.
Ai me ngulm pikë - pikë,
çdo guri i bën vrimë.

Kot kanë thën se burri
është ma i fortë se guri.
N'betej me shkëmb fito lumi,
jo dendsia, por i durumi.

Se para gruas së mirë,
dele bëhet çdo egërsirë.
Kujdes burri ka detyrë,
kështu vetes i zbardh fytyrë.

2024

## JETA NUK ËSHTË LODËR

**Në jetë kam pas vajtime,**
**kam pasur plot gëzime.**

**Njerzit shum i kam dashur.**
**Ndihem prej saj i lumtur.**
**Vite mjaft na kanë ikur.**
**Dua tepër jetën flutur,**
**por kurrë të përsëritur.**

**Të rrjedhë si për të tërë,**
**besoj, ska keshtjellë me rërë.**

**Gjyshi nga mosha ish gërmue,**
**rrenë - jeta, tha - ndëgjo mue.**

**Kurrë se besoja të vërtetë,**
**veç plaku brengoset vetë.**

Tani mosha anon nga gjyshi,
mësova se isha fyelli.
Pak vonë, rahmet t'i lëshoj,
se kaq qart tani e kuptoj.

Më e bukura ish tjetra,
si të vijë gëzo nga jeta.

Askush s'ta ndërron, as ta blen,
me askënd dot se këmben.

Mos tento nuk është lodër,
se vete si dushk për gogël.

2024

## SHPAGIM

***(Unë linda mbas 11 vjazave rrjesht, në shtëpi të gjyshit dhe babës tim, gëzimi e hareja ishte pa kufij).***

**Linda, familja plot gëzim,**
**gjatë festuan me harbim,**
**kur unë qaja papushim.**
**Do ta mbylli me shpagim.**

**E pa u ndal do të gëzoj,**
**tokën për qiell ta ndërroj.**

**E njerzit ta kuptojnë,**
**përherë ta mësojnë.**
**Sa të hidhur janë lotët,**
**kur me to tjerët gëzojnë.**

**2024**

## POROSI TË BABËS

Njeriun besnik bëje mik!
Mos jep besë për politik!
Që të jetosh si zotni,
n’punë t’huaj mos u përzi!

Kur unë isha në rini,
baba ma dha kto porosi.
Më ndodh që edhe i harroj,
menjëher unë e pësoj.

Po e lë tani me shkrim,
këtë mësim për djalin tim.
Kur unë të jem në amshim,
le ta ketë ai si kujtim.

2024

## CILIN NGA FËMIJËT PRINDI E DON MË SHUMË

**Prindi n’fëmij dashurohet:**
**-Në t’voglin sa të burrnohet.**
**-Në t’smurin sa të shërohet.**
**-Në atë larg sa t’afrohet.**
**-Më të gjithë sa jetohet.**
**Asnjëher nuk dorzohet,**
**veç kur te Zoti shkohet.**

**2024**

# BREZAT

Ndër breza ka një mur,
mjete t'vogla e kthejn n'urë:
Si respekti dhe nderimi,
t'folurit hapur komunikimi.
Thoni ndjesit siç i kini!
Toleranca dhe pranimi,
përçim vlerash, edukimi
përgjesitë mos përzini.
Kështu shtohet besimi,
familja ndrit nga gëzimi.

2024

## KUR I LODHMI NË ODA DEL RËNDON TOKËN KU AI SHKEL

**U sëmur gjyshi gati me vdek.**
**Erdh komshu t'i jap "gajret".**
**-Baba im sëmur parvjet,**
**pak më vonë ndërroi jet.**
**Ali, s'ishte gjë kjo e shkret.**

**Plaku: - ç'të kemi kismet,**
**gabim po gjykon për jet.**
**Plot dritë dhe bukur krejt,**
**veçse nuk na lën me nejt.**

**I smuri merr frym gjith siklet,**
**me zor mbulesën e rrëshket.**
**Komshiu përsëri gërthet:**
**-He mor burrë bëj gajret!**

**Babushit buza i qeshet,
goja e tij flet me lezet:
-T'ishe sëmur ti o i sertë,
durim do bëja me vertetë.**

**Kaq "mirë" fjalët i ke gjet.
Tani u bëra fare leht.
Zoti për të madh të vet,
këtë ma të bukurën jet,
mrekullisht e mban sekret.
Se la n'dor të budallit shkret.**

**2024**

# MARATONA

**Fill e mbarim jeta jonë,**
**është veç një maratonë,**
**rrehemi se jem gjithmonë,**
**me fare fis e gjitonë.**

**Jo more vëlla ti kot vrapon,**
**pasuni e pare fort t'shton,**
**ikin vitet gjë s'kupton.**
**Sa shpejt pista po mbaron!?**

**Lum kujt mendja i punon,**
**njerzillikun e vlerson,**
**bashkëkohësit respekton,**
**n'start e n'finish kur kalon.**

**Ndrit kush Zotin e beson,**
**din se vrapimi po mbaron,**
**zemër e shpirt nuk ligshton,**
**rron rehat e pa pishman shkon.**

**2024**

## SIGURIA

Kur duket sigurt fitore,
bëju gati për malore,
se rriskun ke lan mbas dore,
ose ke neglizhu sinore.

Asnjë gjë nuk ka siguri,
vetëm vdekja për njeri.

Për ta ruajt at qetësi,
me rezerva përher rri.
Kështu shpëton pa u zhgënjy,
vetes e tjerve fort ju vy*.

2024

---

*vy = vlen.

## BURRNIA

**Burrnia dritë e rrallë,**
**që shkëlqen mu në ballë.**

**N'fjalën e dhënë asht besnik,**
**nder, forc e shpirti fisnik.**

**Gëzim, hidhrim i përballon,**
**dinjitetshëm tek to shkon.**
**N'ekulibër për her qëndron,**
**s'njeh frik, guximi e dallon.**

**Te pun miri s'ka tradhëti,**
**më çdo hap mbron drejtësi.**
**Yll i lartë, pa lëkund rri,**
**shkëlqen dhe mbyllë në qeli.**

**Dhe kur ik n'at botë ajo vlen,**
**për pasardhës shembull len.**

**Po të blihej burrni me lek,**
**pa të askushi nuk kish mbet.**
**Për t'a mbrojtur nuk asht e leht,**
**ka mundim e shumë siklet.**

**Ajo nuk është për gjini,**
**por ku mendja shkëlqen inxhi.**

**As prej ç'krahine ke dalë,**
**veç nga sjellje e për fjalë.**

**Mustaqet nuk të bëjn burrë,**
**me to dacit s'ja merr kurrë.**

**2024**

## ÇKA BËN MOTMOTI

**-Ç’ka na sjell sot mot-moti?**
**S’e di kërkush veç Zoti.**

**-Se ndodh çka bën sekonti,**
**vriten dy gango të forti,**
**han plumb në rrugë ktejt s’koti.**
**Larg qoftë veprim idioti,**
**atomikes hiqet spinoti.**
**Ja pra çka na bën sekonti,**
**ti akoma thua moti?!**
**Vërtet t’gjitha i di Zoti.**

**2024**

## NJËSHI, DYSHI, TRESHI

**O i dashuri njeri,**
**shëndeti i madh pasuri,**
**dhe vijn në varg mbas tij,**
**Që kanë shumë rëndësi.**
**Robi të mësojë e dij,**
**të falë përreth dashuri,**
**e të flas bukur goj e tij,**
**jeta kështu do ju ndrij.**

**2024**

# FISI LUSHA

**Lindi n'sheher fisi Lusha,**
**zbrit prej mali ra në fusha,**
**me punue veç arusha.**
**E për dije mbajn nga Fishta,**
**njerzillikun kan si drita.**

**N'kohë t'turkut me iftibar,**
**tre vllezër n'sheher taksidar.**
**Në të nemces rend rojtar,**
**kur ish Zogu plot xhandar,**
**nuk mbaheshim fis i par,**
**në vij të mesit porsi ar.**
**Në kumumizëm shum zyrtar,**
**demokraci me ofiqar.**
**Askujt qeder vetëm qar,**
**në gjithë vendin të shpërndar.**

**Brezat që do të vijn,**
**këto gjana duhet dijn.**

**2022**

# SECILI SHIJEN E VET

**Në tavolinë një darkë,
me babën të dy bashkë:
Unë - Mos i hidh kosit uj!
Ai ma ktheu si tu luj:
-Mos u perzi n’pun të huj,
punën tate mos ja le kuj,
dhe djalit këtë ja thuj.
Veten kështu ai do ruj,
rrisk e shije Zoti i ka shkruj.**

**2025**

## SINQERITETI

**Bukur njeriu i sinqertë,
mbetet fare i drejtë.
E thot fjalën si të jetë,
vetëm atë të vërtetë.**

**Të shikon drejt e në sy,
me detyrimet korrekt rri.
T'a kthen borgjin si zotni,
s'vjen e keqe kurr prej tij.**

**Ruaju atij që sheh n'tokë,
pa besë për njeri as n'Zot,
ka prej syresh shum kjo botë,
t'i ndihmosh është punë e kot.**

**Për njerzit kush do ta dijë,
sinqeriteti lexohet n'sy.**

**2024**

## BUJARI

Zemërbardhi është bujar,
hap derën për shtegëtar.
Në sistemin feudal,
kur shtronte sofra pa u ndal,
Një i madh tokash pronar
njihej ndryshe si fort bujar.

Shtëpia e zemërmadhit,
s'ka interesin e tregtarit.

Bujari ka më t'mir fitim,
kur për njerz bën shërbim.

I pasur a lyps njësoj ju vyn*,
e mban lidhjen ai me Hýjn.
Nga ai do marr shpërblim.
Të parët në xhenet kur hyjn,
veç bujarët do t'u prijn.

**Lum kush jep me dorë t'vet,**
**i dashur Zoti ka me mbet.**

**Gabon kush dorën shtërngon,**
**malli kurnacit njëlloj shkon,**
**me t'bujarit njëhersh mbaron.**

**2024**

---

***vyn = vlen.**

## SOJNIKU

Si veçohet një sojnik?
Ndihmon mikun në rrezik,
run idealin si fisnik,
ka fortësinë si çelik,
mban moralin përher mik,
guxim madhi aspak frik.

2024

# MENTAR

Si dallohet një mentar?
Se shprehet bukur me fjalë.

Kur flet mentari me gojë,
muhabetin kur t'a fillojë,
njerzve t'dijes u shijojë,
por si mjalta në një hojë.

Ju jep kohë ju gjen mënyrë,
e zbardh dhe kur asht e nxirë,
për rreth qeshet çdo fytyrë,
jep udhzime për natyrë.

Shoqërin ndihmon përherë,
jeta të bëhet pranverë.
Ka të hapur ai derë,
oda merr të bukur çerë.

Fjalët me kujdes të vet,
ai i mbledh si një blet.

**e i përdor gjith lezet,**
**veç kur kohën i ka gjet.**

**Njeriu n'masë fjalën nget,**
**mentari bukur e qet.**
**Kur përdor stilin e vet,**
**sigurisht ka ai sekret.**

**I dituri beson n'Zot,**
**mendon mirë ato që thot.**
**Ai i lodhmi në çdo mot,**
**ç'ka ndërmed e këput kot.**

**Mentari fjalën në kuvend,**
**s'thot, çdo gjë që ka në mend.**
**Veç atë që ka kohë dhe vend,**
**e nuk flet kurr pa rend.**

**Franca atëher ndriçoi,**
**kur pallat mentarësh ndërtoi.**

**2024**

## MATI FJALËT

**Në bujtje noj her për mik,**
**dashamir në daç me ik.**

**Me goje askënd mos tano,**
**fjalen mate dhe pesho!**
**Tre mendime një llaf lësho!**
**hyn Zotni e i tillë shko,**
**veten e mikun i ndero.**

**Po fole shumë e si lera,**
**fjal pa lidhje që merr era,**
**je në rrezik ti përhera,**
**me dal keq andej nga dera.**

**2025**

## NDERSHMËRIA

**Ndershmëria është virtyt,**
**më i larti për njerz fisnik.**
**I drejt, i çiltër dhe besnik,**
**me të vërtetën për her mik,**
**dhe n'se i bën dëm nuk i ik.**

**Përher hapur në mendime,**
**gjithe dritë me veprime.**
**Sinqerisht n'ballafaqime,**
**nuk shkel tjetrin as një qime.**

**Njësoj me veten t'gjith i trajton,**
**pranon faj kur i takon.**
**Dinjitetin e tjetrit respekton,**
**është i ndjeshëm m'këdo takon.**

**Sjellja hijshëm e durim,**
**merr nga njerzit si shbërblim,**
**më të bukurin besim,**
**në familje, fis veç gëzim.**

**Ndershmëria në zgjerim,**
**për shqërinë do jetë shpëtim.**
**Korrupsion do ket dërmim,**
**ndër njerzi i madh përfitim.**

**2024**

# DASHAMIRI ASHT SI DRIT
# DASHAKEQI PLAS I MËRZIT

**Se kush të don ty mirë,**
**ta dallosh nuk asht vështirë,**
**i ndrit fort ajo fytyrë**
**edhe natën në errësirë.**
**Duket sheshit të do dlirë,**
**ngazëllehet kur je mire,**
**humb humor kur t'sheh vështirë.**
**Të vjen në krah me dëshirë,**
**në acar me ty rrin ngrirë,**
**e ndjen ndihmën për detyrë.**

**Keqdashësi mos o Zot,**
**gëzon kur ti derdh lot.**
**Gojën të lig në çdo mot,**
**fjalë pa lidhje ai thot,**
**një të zezë për ty sot**
**e ka lehtë e njeh për sport.**

**Nën këmbë tua me hap grop,
përparimin tend s'duro dot,
me hidhrim ai mbushet plot,
helmon veten kot e kot.
Ç'ka ta jep i madhi Zot
shpirtziu s'ta merr dot.**

**2025**

## ATO QË LINDIN PISHMAN

Erdhi një grua në furrë,
zgjidh e zgjidh bukët në turrë.
-Shyqyr qē t'martuan dikurë!
Të ish me gjet vetë burrë,
nuk ishe martuar kurrë.

Se në një milion ushtar,
asnjë nuk e kishe marrë,
pishman për çdo kënd që ke parë,
t'u i ndërrue radhë - radhë.

Kur ndodh që është pishman,
edhe vetes i hudh nam:
-Të mos kisha lind mor aman!
Asnjë gjë s'e kam taman.

2025

# MUND TA PYESËS KËDO
# POR TË GJITHË MOS I DËGJO

**I fituar kush do dalë?**
**Ai që pyet për fjalë.**
**te i zgjuari deli djalë.**
**Kujdes tek ndonjë budallë!**
**Që i lexohet mu në ballë.**
**Mos e dëgjo n'hale me dalë!**
**se brekët i bēn skandalë,**
**bëhesh pis, përmjerr shalë.**

**2025**

## BARAZIA DHE VARFËRIA

**Koha kur kaplonte zia,
katër makina Peshkopia.
Një spitali, tjetër partia,
komiteti, hetuesia.
Popullit i rrofshin kēmbët e tija!
N’karroceri ndoj herë fatlia*,
kur një orē larg i ndihej buria.**

**2025**

***njeri me fat.**

# ILIRIDA E KOSOVA
# PËR JETĒ NĒ ZEMRAT TONA

**Një ditē t'bukur kur u zgjova,**
**thellē n'shpirt unë gërmova,**
**aty këmbēkryq ish Kosova.**
**Atëherë u kujtova,**
**nga gjyshi, baba mēsova,**
**në zemër është dhe Tetova.**

**2025**

# PASHAI

Deputeti me mburrje tha:
-Gjyshi im ishte pasha.
-Pa më thuaj ore aga,
për atē, tē veçantë diçka.

-Rrjeshti i dhive prej zalli,
gjatë deri maje mali.

-Pasha, aga, mendimtar,
vepra e tyre ndrit si ar,
janë prijës dhe luftëtar.

Jo kush ruan dhi e gomar,
as ai i kuajve me samar,
këto quhen njerz mbarë.

2025

## KARATI APO OKA

**Tha dibrani dikur në oda,**
**po flas ta marr vesh bota,**
**mos shih sa e madhe koka,**
**se budalli përdor Oka*,**
**me mend e tij shembet toka.**

**Pyet mentar si Sokrat,**
**me mendje 24 karat*.**

**2025**

---

***Oka = njesi peshe, ne perandorine otomane sa 1.25 kg sot.**
***karat = njësi vlersimi për pastertinë e arit.**

# SHUMË NGUSHTË BIE NJERËZIA KUR E DREJTON PADIJA

**Kur mbarova shkollë t'lartë,**
**ndihesha mjaft i aftë.**

**Baba tha - mos u gënje,**
**varet mbi krye kush vje.**

**Larg qoftë me ndodh bandit,**
**m'a keq njeri pa bés e shpirt.**

**Kur drejtohesh nga budall,**
**mendja të vjen vërdall.**

**Njeriu bjen vërtet ngusht,**
**kur gjykohet nga një pusht.**

**Nuk din robi çka bën më parë**
**kundërshton a dëgjo budallë.**

**Revoltë tek padrejtsia,**
**a ul kokën tek të dyja.**

**2023**

## SHËNDETIN RUAJE, O NJERI

**Kur i mbush gjashtëdhjet,
në bank mund ti kesh pak lek.
Por të ka ik ai shëndet,
s'të ze gjumi në dyshek.**

**Se kur je djal i ri,
flen kudo, nuk do me ja di,
të merr gjumi edhe në shi,
problem, kur vjen pleqëri.**

**Ruaj gjërat sa në dor i kê,
shëndetin ruaje porsi fé.
Kot e kërkon kur të lé,
se po iku s'ke ku e gje.**

**2025**

## KUR PËR LEK BËN VRAP, JETA VLERË KA PAK

**Jetën e bëjnë dëm kot,
jo veç kush është idiot,
por dhe kush pin drog.
Ai që për raki derdh lot,
shpirti në shishe a në got,
hashashi ja merr ment fort,
kuturu e hedh atë vot.
Apo kush vret njeri për sport,
shpesh dëgjojm për to sot,
vite burgu marrin plot,
fare e fis si gëzojn dot,
humbin besë e fe në Zot.**

**2025**

# FISI ME FISNIKËRI, QYTETI ME MAKTUTËRI

**Jetë n'male nda me fise,**
**në varfëri, t'gjith me hise*.**
**Jeta qytetëse asht ndryshe,**
**të len me vdek po je gjyshe.**

**Fisi prihej prej pleqnie,**
**rregull i qartë ekonomie,**
**fjal me mend prej qetësie,**
**vullnet e gjuh vllazërie,**
**uleshim para drejtësie.**

**Sot ka ngel veç mbiemër,**
**shihemi krejt shtrembër,**
**nuk duhemi me zemër,**
**shjetania mu në themër,**
**kërkojmë zgjidhje pa emër.**

**2025**

---

***hise = pjesë takuese.**

# THEMRA E AKILIT

**Arsimi është për ibret,**
**tash e nëntëdhjet vjet,**
**prej kur Zogu ishte mbret,**
**ndaj gjithe vendi ka siklet.**
**Për drejtësi mos e bvet*,**
**injoranti është deputet.**

**Kot besoni tek Partia,**
**për me dalë nga varfëria,**
**po nuk pati edukim fëmia,**
**krejt njësoj si Japonia.**

**Mësuesi duhet të ket,**
**pagesën por si deputet,**
**mbrojtje me imunitet,**
**dorzoja fëmijën pa siklet!**
**Shqipëria del në selamet*.**
**Gjithë hajdutët në qeli t'vet.**
**Durim duhet njëqind vjet.**

**2025**

---

***bvet = pyet.**

***selamet= shpëton.**

## SA JETËGJAT ASHT NJERIU
## AQ SA E PERMEND KOMSHIU

**Sa njeriu do tē rron?**
**Vetëm Zoti e përcakton.**
**Farefis kur ai ndihmon,**
**sjellja e mirë vërtet shijon.**
**Njeriu s'vdes se jetë ndërron,**
**por kur askush më se kujton,**
**prandaj dhe pas vdekjes rron.**

**2025**

# REVOLTA

N'bot për një padrejtësi,
revoltohet çdo njeri,
por kjo është me ndjeshmëri,
dëmin ndaj tjetrit duhet me di.

Jo veç tek dera kur të vij,
atëherë ka hy uji nën brij,
kot kërkon ndihmë në komshij?

Si ndodh në tonën Shqipëri?
Opingë në gojë me i shti,
kurrë s'ngre krye njeri,
sa durim mëdhenj o derzi?!

Nuk revoltohet Shqipëria,
për të tjerë mungon dashnia.
Jem popull që ngjajm nga dhia,
rrjepur nëna, përtypet bija.

2025


*Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

## GABIMET

**Gabim është çdo e pa sakt,**
**edhe fjala e fol pa takt,**
**thënë kot kur nuk ka vakt,**
**ose kur ndryshohet një fakt.**

**Ndodh gabim hyp në tren**
**se pa dashje ngatërron rend,**
**n’stacion parë ulu n’vend,**
**kjo është punë me mend.**

**Rrugën gabim njeriu ndryshon,**
**veten kështu e vlerson.**

**Kur gabimin e përsërit,**
**humbje do shtosh për dit.**

**E gjith jeta plot gabime**
**pa to nuk do kish kuptime,**
**nuk do vinin as ndryshime**
**se prej tyre nxjerr mësime.**
**Provzën e ngatrroi Fleming,**
**na dhuroi penicillin.**
**Lundërtari kur gaboi**
**Amerikën na Zbuloi.**

**Kur gabimi lëndon njerz,**
**kërko falje me ruajt erz.**

**Magjike është një - Më fal!**
**Fshin gabimin sa një mal.**

**2024**

## FAT APO ZANAT

**Pyeta tek akademiku,
edhe tek plaku hije fiku:
-Dua ta di o lum miku,
a është zanat budalliku?**

**Çudi, në një mendje ranë,
ai që nuk dëgjon askanë,
mund ta mësojë zananë,
bota ka plot në çdo anë.**

**Kush asnjë rrjesht se lexon,
as një njeri nuk dëgjon
dhe që veç për lek rron,
titullin "budall" meriton.**

**2025**

# BOTA E MADHE NE TĒ VEGJËL

**Bota do vendos rend të ri,**
**po u bashku SHBA me Rusi,**
**mos Zot ma keq për shqiptari!**
**Se ballkani do tē ndrij,**
**vetēm pēr serbo - sllavi.**

**Europa nuk na e var,**
**Amerika për ne s’ka kandar.**
**Pinjoll bolshevik kok gomar,**
**lan shqiptari nēn Ari Polar,**
**mbetëm ushqim për këto zagar.**

**Tre dekada për bashkim,**
**politika i hodhi nē Drin,**
**tash mëtojnë për Azin,**
**kokë u mbulofshim qefin!**

**2025**

# NË TETË RROKËSH 4000 VARGJE

**Në tetë rrokje krejt serbes,**
**katër mij vargje libër qes*.**
**Tē fitoj lek nuk po pres,**
**mbasi këtë libër s'do ta shes.**
**Që të rroj dhe pak mbasi të vdes,**
**mbase ju duhet, kush do të mbes.**

**2025**

***qes= vendos.**

## SI ËSHTË MENDJA ASHTU NDIHEMI

**Shyqyr që kemi mendje t'leht,**
**e rrejm për dit veten vet,**
**që e mira mezi na pret,**
**veçse hala s'na ka gjet.**
**Ndyshe do kishim siklet,**
**as në pupla nuk do kishim fjet.**

**Po të mendonim krejt zi,**
**do kish qënë fatkeqësi,**
**se në botë çdo njeri,**
**ndihet ashtu si mendja e tij.**
**Mendo mirë vjen bardhësi,**
**po mendove keq të ra hi.**

**2025**

## KUSH E KISH E KUSH E GËZON

**Piramidë t'florinjt ndërton,**
**dikur n'Egjipt Faraon,**
**e sheh në Paris sot kush shkon,**
**muzeale qindra milion,**
**bota habi kur e viziton.**

**Kur skllavi për mbret punoi,**
**t'gjithën me ar e mbuloi,**
**kēshtu ndoshta ai mendoi,**
**pērjetë veten ta siguroi,**
**por asnjë ditë nuk e gēzoi.**

**Madhëria n'vorr kur shkoi,**
**veç me qefin trupin mbuloi.**

**2025**

# I DREJTË A I SERTË

**Ai i zoti në jetë,
me forca t'veta ec vetë,
nga askush gjë nuk pretë,
prandaj quhet dhe i drejtē.**

**I dobëti fajson të tjertë,
për çdo dëm a sikletë,
asnjë faj nuk ka vetë,
kështu mbeti njeri i sertë.**

**2025**

 *Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

## HAJDUTI BETOHET RREJSHËM

**I vodhēn misrin nga koshar*.
Hajduti ishte njē fshatar.
-Kthema dhithin more kumbar!
-Tē betohem, që s'ta kam marr.**

**Që kur vjedh beja të ka vrar,
por ti akoma se ke par.
Pa marrë miellin s'jem të ndar!
Fëmijët duan bukë në hambar.**

**2025**

---

***koshar sin. = koçek.**

# KUSHDO QË KA DURIM
# DEL SIGURT ME FITIM

**Djali im a po më dėgjon?**
**Mos hap goj kur mirë s'mendon!**
**Kujdes ti kujt po beson!**
**Kurrë vendim me emocion!**
**Mos ju kthe atij qē t'idhnon!**
**Në këto kushte ti gabon,**
**tjetri sigurt do të fiton.**

**Fjala që ka dalë pa men,**
**asnjëher s'ka ndodh të kthen,**
**kurrë mbrapsh ajo nuk vjen.**
**Vendimi marrë në nxitim,**
**është i dëmshëm si veprim,**
**kështu nuk del me fitim.**

**Motivime nga inati,**
**ka shpirt vogli e pa takti.**
**Jo veprim pa ardh sahati!**
**I fituar del durimgjati,**
**e ka thënē sheriati.**

**2025**

## POLITIQENËR

**Tre dekada:**
**-shumë deficit tregtar,**
**-nxënës me pesa arsimtar,**
**-prodhuat shum mërgimtar,**
**-asnjë këmb për bé ushtar,**
**-me borgje plot mbush samar,**
**-popullin total të përçar,**
**-zi punuat ju për shqiptar,**
**-kot na shiteni krejt të larë,**
**-me serm a demek me ar,**
**-popull fukara, ju milonar,**
**-paskemi qënë krejt gomar,**
**-facebook-s e tik-tok- ar,**
**-na mashtruat ashiqar*.**

**2025**

---

***ashiqar = hapur fare.**

# KUDO TË SHKOSH

**Katunari vend me ndërru.**
**nga njerz të këqij me shpētu,**
**fshatit ngjit ai ju afru.**
**Pranoni të jetoj tek ju?**

**Plaku i tha me na dēftu:**
**-Me komshijt ti si ke shku?**
**-Janë të zij e të mbaru,**
**prandaj du me abandonu.**

**Druaj djal, se nuk je mire,**
**sa t'vijsh dhe kēto bëhen t'nxirë.**
**Ke difekte nuk dallo ngjyrē.**
**Po ta ruash tate fytyrë,**
**me shumë njerz je i dlirë.**

**2025**

## DITËN E BAJRAMIT

Gjyshja për ujë te kroj-miri.
-Gëzofsh Bajram o djal i ri!
-Nuk është fest për ne, n'parti,
për të unë nuk du me di.

-Gëzofsha vet me fëmij!
Fest të madhe unë e dij
dhe për ty keq do më vij,
se po shërben shejtanij.
Kush t'rroj krismëm do ta nij.

Komunisti u përbetua.
-Kot nane ti po më thua.
Lenini na ka mësua,
që un Zotin t'mos e dua.

-Të vërtetën ke mohua,
kalo lumin, po mbytesh n'prrua.
Ndjesi e gjyshes u vërtetua,
vuajtje shum jeta ju shkua.

**2025**

## ZOTI BEKOI NJERZINË,
## ME TE RÉJA SHTOJMË SHTËPINË

**Blen një zog shtëpia ndryshon,**
**jo më kur nuse merr një rob.**
**Gjith familja shum ndriçon,**
**kur një të Ré ajo e shton.**
**Vjeherra gojën e frenon,**
**plaku por..ën më se lëshon.**

**Zoti bekoi njerzinë,**
**me t'réja gëzojm shtëpinë.**

**Goca e shpisë shton shoqe,**
**hedhim mbetje mallrat stoqe.**

**Bëjmë llaç e shtojm një mur,**
**për me pas edhe një Kúr*.**

**Balli djalit fort po i ndrin,**
**foleja e shtoi lumturin.**

---

***Kuer = dhoma e fjetjes çiftit të ri.**

**Ka lënë babë e nanë**
**për me ardhë në kto anë.**

**Do Allah është rod i mirë!**
**Bekohemi me nipa t'dlirë**
**mrekulli si ëmbëlsirë,**
**të na ndriçoj ne fytyrë.**

**Shtëpia mori t'madhe kthes,**
**veç prej ardhjes së të Rés.**

**2024**

# MAKINA E BUKUR

Në rrugë një benz modern,
por atë e vozit legen.
Ndodh që një makin Porsh
e nget një kokë bosh.
Po martove ata për lek,
fëmijën nuk ta sjell lejlek.
Ai do dalë një kopan,
ngjan nga vozitsi hajvan,
jo nga benxi oj mjeran.

Zgjidhni njeri me shkollë,
me sjellje e mendje t'hollë.
Jo trullanin me lek boll
nga krimi a me drog,
nuk janë njerz por si dog*.

2025

---

*ang= qen

## SHUMË NJERËZ KANË NJË MBRET, AI ËSHTË NIPI I VET

**Im atë shpesh thërtet,**
**fëmijëve hajde o mbret!**
**Më vinte për të qesh.**
**Tani shoh, ai kish të drejt**
**mbi mua nipi ka pushtet.**

**Ndaj do të jem skllav i tij,**
**nga dita parë e përjetsi.**

**Kjo botë ska gjë më të mire,**
**se skllav nipi me dëshirë.**

**Askushi nuk e beson,**
**deri ditën kur e provon.**

**2024**

# BURRË E GRUA DORË PËR DORË

**O ti djali i përkor,**
**mos vén nusen në qafë.**
**Mbaje në krah e përdor,**
**se e para është gafë.**

**Hypi atje lart, me bokoks,**
**t'i plas themrat mu në gjoks.**

**Këmbët tua në një këpucë,**
**e lirë si mban më kurrë.**

**S'asht mirë ta mbash në qafë,**
**më keq ta marrësh zvarrë.**

**Ndoshta ajo më e drejta,**
**në fakt, familje e vërteta,**
**krah për krah me këmbë t'veta,**
**shumë më leht vazhdon jeta.**

**2024**

## GRUAJA NJIHET ME VËRTET VETËM KUR KA PUSHTET

**E mori si goc të mire**
**për nga pamja ëmbëlsirë.**
**E buzëqeshur në fytyrë,**
**çudi, sillet egërsirë.**

**O ç'të gjeti o i shkret**
**po i fale dhe pushtet.**

**Nëse ajo s'njohu as kufi,**
**ti merr fund o djal i ri.**

**Dheun fjala e ka marr,**
**ari provohet me zjarr.**

**Për gruan ka mbet,**
**njihet veç kur ka pushtet.**

**2024**

## BESIMI

**Ti gëzojmë me t'vërtetë**
**dy të bukurat jetë,**
**duhet njeriu besim të ketë.**

**Besimi vjen nga sinqeritet,**
**larg nga ndoj meskinitet,**
**të punosh për tjer si për vet.**

**Që t'a kemi të shenjtë,**
**besimi ndërtohet qetë,**
**me kujdes e hapa t'lehtë.**

**Besimi shpirtin t'a ngroh,**
**t'a mban zemrën plot.**
**Kur beson sinqerisht n'Zot,**
**njësoj vlen dhe për Rob.**

**2024**

## DHURATË PERËNDIE

**Fëmija nuk është prone**
**e babës, as jotja zonjë.**
**Mos ta rrej mendja askanë,**
**në mëkat ashtu ka ranë.**
**Bekim Zoti na asht dhanë,**
**që veç me veten ai ngjanë.**

**Kushdo qoftë e tentonë**
**t'a quajë atë pronë,**
**dije mirë se po gabonë,**
**evlatit mjaft i rëndonë,**
**rrezik e mërzit gjithmonë.**

**2025**

## KOLLAJ DHE VËSHTIRË

**Kollaj fjala për të tjerë,**
**vështirë në shpi kur t'bjerë.**

**Nuk asht gja dasma në fshat,**
**kot fare pushka në shpat.**

**E kanë thanë tash sa motë**
**lehtë është dasma n'shokë,**
**por zor kur vjen për kokë.**

**Ta ndreqësh me mend duket kot,**
**njerz të mirë ka bota plot.**
**Ndihma na jep i madhi Zot!**

**2024**

## PUNËMIRI

Njeriu del i nderuar
kur bën punë të kulluar
e vepron i ndërgjegjsuar.
Jo si dhi e frikësuar,
as zvarrit e nështruar.

Mbetet përher lavdëruar
edhe kur e kan lënduar,
ose, nga puna larguar.
Dhe, kur jetë t'ket ndërruar,
në qiell kur ka shkuar,
te Zoti do jet bekuar.

**2024**

## NUK DUHEN BRIRËT

**Mbreti filloi të ankoj.**
**-Zot për budall brirë kërkoj!**
**Perendia at' e sqaroj:**
**-Për cnuga* s'ka nevojë,**
**i kam dhënë atij gojë,**
**që me fjalë të dëftojë,**
**mendje t'hollë a budall-ojë.**

**Faleminers se qesh tu plas.**
**Tash kuptoj këdo sa t'flas.**

**2024**

---

***cunga = fillesa e brirëve.**

# KASAPI E BERBERI U MARTUAN PËRNJËHERI

**Zanatçinj dikur n'qytet**
**kasap e berber kishin mbet.**
**Në një moshë të dy sebet**
**secili me plang të vet.**

**U martuan në një vakt,**
**të dy patën djem binjak.**
**Po i rrisnin për merak**
**siç fëmijët e kan hak.**

**T'u pi kafe bëjnë fjalë**
**a të hyjmë në një garë?**
**I kujt do dalë fitimtarë?**
**Ai flamur do të marrë.**

**Kasapi t'birit mish shum,**
**berberi përdori sapun.**
**Secili birin e do t'fitum**
**prandaj ata fort punun.**

**Djali kasapit rriti bark,**
**i berberit mbeti thatak.**
**Kur djemt u rritën pak,**
**të dy po dun me i kap,**
**krahë ndër krah në atë vak,**
**kush e rrëzon tjetrin me lak?**

**Nën dritat e ylberit,**
**në livadhin e nderit,**
**thataniku i berberit**
**rrëzo mullec menjëherit.**

**Prej atëherë mbeti,**
**pse han mish s’vjen shëndeti.**
**Harmonia është lezeti,**
**veç me ushqim kush se gjeti.**

**Pastërtia o lum miku,**
**shpëton njerz nga rreziku.**
**Për me pas shëndet çeliku**
**ushqim pak, laju e stërvitu!**

**2024**

## GJËJA E DUHUR

**Te ne thuhet në gjith anët,**
**ndodh që nyja t'i prish planet,**
**e zgjidh dora mos fut dhamët.**
**Me fluturu s'shërbejn kamët,**
**kështu e kan nda dibranët.**

**2025**

## TRIMËRI E MENDJE

**Dhe trimëri dhe mend**
**me i vu në punë kan rend.**
**Asnjëra fare nuk vlen,**
**e para mbas beteje,**
**e dyta mbas kuvend.**

**2024**

## JAM SHUMË I HABIT SA SHPEJT IKIN KËTO DITË

**Kur isha adoleshent
doja të rritesha shpejt.
Me hy n'oda për muhabet,
tash se di pse kam siklet,
sapo mbusha 62 vjet.**

**Në rini time heret krejt
kur dikush ndrronte jet,
e kish mbushur gjashtëdhjet,
thoja e paska ai kryer vet.
Na pastë lanë né shëndet!**

**Se nga vjen nuk e di
pse po dukem sot i ri?!**

*Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

**Tani buzën e kafshova,**
**sa rëndë dikur gabova,**
**me përulje falje kërkova,**
**të ndjerëve kur afrova.**

**Kur tagjinë po mbarojm,**
**më kot torbën e arnojm.**

**Zoti na falt ne shëndet**
**se për vitet e din vetë.**

**2024**

# MENDJEHOLLI

Në kryvendi kur ke dalë
po mbron idiot me fjalē.
Si me vu gomarit shalë.
Mexhelisi nuk ta falë,
ortakllikun me budallë.

Mendjes hollē bëju pajë
kështu oda s'do ju shajë.
Mendimtarit mos ju ndajë,
peri gzofit do ti ngjajë,
gjyqi ndahet me uzdajë
ndrit kuvendi fund e majë.

2025

## E KA SHKRUAR ZOTI

**Nē ketë botë jo askujt,**
**as tanēve as tē hujt.**
**Kurrë nuk ka me ju shkrujt,**
**pak atij vetë pa ju krujt.**

**Gjithkush ç'kērkon do të gjejë,**
**si t'shtrojë ashtu do flejë.**

**Mos bje Zotit n'qaf me fjalë,**
**puna jote si do të dalë.**

**2025**

## E DI QË NUK JAM POET

**Poezi kur marr e shkruj,**
**e di se si pëlqej gjithkuj.**
**Por, unë nuk do druj**
**si milingona mbushte uj,**
**malit zjarrin me shuj.**

**Në botë ka veç një HÝJ,**
**ka "elefantë" për poezi.**
**Në pjesë nuk po ju hyj.**
**kur vargje shkruaj dy a tri.**

**Luani e bilbili t'u peshu**
**humbje e rënje të dy anku.**

**Kur mbreti zogun përqeshi,**
**mori këtë lloj peshqeshi:**
**Në kandar vet secili vjen**
**plot katër qind drehem*.**
**Prandaj or mbreti em,**
**mendje madhi kurr nuk vlen.**

**Mendoj unë për rrjeshtin tem,**
**kush ka kohë e i pëlqen,**
**ai që kënaqësi ndjen**
**Zoti ishalla i shpërblen!**

**2024**

---

***400 drehem ishin një OK e plotë, njësi peshe para sistemit SI.**

# NJERIU ZGJEDH

**Kam fituar shumë përvoj,**
**ndaj edhe zgjodha të veproj,**
**më mirë se të dëgjoj.**
**Çfar bota të flas e të thoj**
**kurrë nuk mund ta ndryshoj.**
**Ç'ka vlen për mua po boj,**
**kështu veten do gëzoj.**
**Bota do bëjë ç'ka të doj**
**mbush me mjalt a ta helmoj,**
**e ka të vetën atë goj.**

**2025**

## KLIKIMI

**Çudi e madhe sot bota!**
**Sapo të dalë nga porta,**
**në gjith tokën dëgjohet podha**
**ndoshta shpejt edhe aroma.**

**Sa të lirohet nga dhamēt**
**fjala merr t'gjitha anēt.**
**Nga klikimet varen famët,**
**interneti po bën namët.**

**Fjala e sabahut amerikës**
**në Evrop bjen mes të ditēs.**
**E gjith bota ethet e frikës**
**mos shuhet diell i dritës.**

**2025**

## PSE FLAS E SHKRUAJ

**Shumë flas e shkruaj**
**se kështu mendjen e ruaj.**

**Mendjen e të tjerve e dua**
**se është tjeter nga mua.**
**Më vlejn ekspertizat e tua**
**mendim ndryshe kur thua.**

**Rusi një shprehje ka gjet,**
**specialist për të gjitha - NJET*.**

**2024**

---

***JO = НЕТ - nga gjuha ruse.**

## JETË E SHËNDET

**Sa do jetoj askush se dij**
**pos Zotit me madhni të tij.**
**Por, mund përmirsoj cilësij,**
**sa mba barku mos e fryij!**
**Ngreu prej sofre pa u ngij*!**
**Jo shum mish e kabunij!**
**Lodhu fizikisht sa e nij!**
**Perimet ma shumë i zij!**
**Fruta stine pa ja nda vij!**
**Peshk e pulë, rrallë flij*!**
**Përdor vaj ulliri, flori!**
**Magarinën qenit të zij!**
**Mish e gjalp veç prej malësij!**
**Shëndeti jon kështu do ndrij.**

**2025**

---

***ngij sin = ngop.**
***flij = brum pjekur me saç.**

## RËNDOM

**Varg pak fjalë me rime
bota thur poezinë.
Më i zoti me mendim
më të saktin jep kuptim,
për njerz, ma t'bukurin mësim.**

**Më mirë poet shabllon,
rrjesht që fal emocion,
që nga jeta ai buron,
shprehje koti kush duron?**

**Më drejt fjalë me përsërit
se rrjeshta që nuk kan drit.**

**Bukur poezi me fjalë pak**
**të metave ju ven cak,**
**vyrtytet i ngre shum lart,**
**se poet i turbullt e opak,**
**a vargje me kuptim gjysmak.**

**Më drejt tu vyj njerzve mbarë,**
**se pak që m'ty kan të ngjarë.**

**2025**

 *Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

## MOSHA E TRETË

Një mik pyeti gjyshin tim:
-Prej teje dua një mësim.
Ç'është të plakesh a e din?
Po - sigurisht miku im.

A ke qene noj her me grip?
Po, - njëher dy, njëher tri dit.

-Ashtu është dhe pleqëria
veçse kurrë nuk del nga shpia.

Shum vite kur moshohesh
si grip, por nuk shërohesh.
Ditë për ditë do ankohesh.
Botës tjetër i afrohesh.

**Kur vjen ajo pleqeri**
**s'puqet qejfi me mundësi.**
**Sa njeriu është i ri**
**vjetërsinë s'ka si e di.**

**Lum ké zoti ka beku**
**gjellë për kripë me provu.**

**Mosha e thyer ndihet pak**
**kur fëmija t'vjen për qark.**

**Urojmë për çdo njeri:**
**-Jo i vetëm në pleqëri!**

**2024**

## LULE NJERIU PA MEN
## MOS MIRNJOHSI NGJAN ME QEN

**Çdo gjë n'bot është një sen,**
**padienia hiç nuk vlen.**
**Mosminjohsi fare më çmend**
**se ngjan me një t'keq qen.**
**Të mirën tate që i vlen,**
**me një dëm ta shpërblen.**

**Truni tij mbrapsh i punon,**
**dorën e të zot e kafshon.**
**Me sjellje veten poshtron.**
**Nuk ka rob që e shpëton.**
**Ndoshta Zoti mo e ndihmon!**
**Mendjen ishalla i ndërron!**

**2024**

## ATA QË MENDOJNË ME BARK

**Kush mendon veç me bark**
**të ngopet fort drekë e dark.**
**Ka rrezik të bjerë në çark**
**të mos ngjaj njeriut aspak.**

**Ngjan lopës që bie në janxhë**
**han sa bëhet topanxhë*.**

**Kush nga politika bën vjedhje**
**ftyra do ti ketë zverdhje.**

**Do ti nxihet krejt surrati**
**qoft i shultit, a i gjati.**

**Kush mburret se han shumë**
**ma të madh do ta bëj munë.**

---

***ka kuptimin që plas nga fryrja**

**Kush punon për njerzinë**
**mendon për plak e fëminë,**
**meriton iman e dine,**
**ndër popull do të ndrinë.**

**2024**

## NUK JEMI SI DIKUR

**Më heret nderonim plisa,
vdisnin për Atdhe, ishin fisa.
Sot durojm haja - pisa,
politik, grabi me kulisa.**

**O popull i lasht sa toka!
Ftillohu e t'punojë koka.
Hajdutët tek e hales gropa,
e drejtësi si evropa.**

**2024**

## KU SHITEN FIQTË BUROJNË FLORINJTË

**Politika ka të “drejtë”**
**katër rrena një t’vërtetë.**
**Veç hajni sjell si ofertë**
**për pushtet mjaft e sertë.**
**Shtërngo popull si marsetë.**
**Kosto jete më të shtrenjtë,**
**rritje çmimesh si rraktë.**

**Mamka tu i shit fiqtë,**
**i biri mbi Olimp-të.**
**Shqiptar vuajtje për ditë,**
**sot ik uji, nesër s’ka dritë**
**për të ngrën njëjt si minjtë,**
**hajduti larë n’florinjtë.**

**2025**

## DYQANI I GJYSHIT

**Dyztekatër në at zamanë***
**komunizëm pllakos vatanë.**
**Gjyshit i morën dyqanë,**
**i tha djalit kot ti qanë,**
**tani që morën kalanë,**
**këta hise vorri nuk lanë.**
**Dolëm fare me dynjanë,**
**do ngjajmë jevgut të tanë,**
**pa arë, pa tuf as stanë.**
**Vuajtje do kemi me ngranë,**
**si Rusia tash u bamë.**

**2025**

---

***zaman, sin = vakt, kohë,**

## RROFSH TI BOMBA ATOMIKE KRIMINELËVE LLAMPAT JU FIKE

**Qysh kur doli atomikja**
**diktatorve ju zu gryka.**
**Popujve ju zbardhi dita,**
**paqeja lulzoi nga frika.**

**Njejtë si vreshtin e shpëton**
**jo roja, frika kur sundon.**
**Dhe tiranëve nuk ua mban,**
**bumja të parët ata han.**

**Fat i madh ndodh për njerzi**
**atmomikja për çudi,**
**nga rrezik u bë siguri.**
**Kriminelëve s’ua kish ni,**
**botën do kishin ba hi,**
**shyqyr menderja fort ju vy.**

**Lufta e dyt kur mbaroi**
**Roosevelti e kuptoi,**
**se për paqe duhet t'luftoi,**
**që njerzimi të shpëtoi.**

**Dhe Trumani hiç pa marre**
**foli hapur e ashiqare,**
**mjaft ishte mishi pes pare,**
**o paqe t'gjithë o t'dal fare.**

**2024**

## ÇFARËDO QË JENI

**Nëse je ujk të vrasin**
**në je njeri të godasin,**
**në ke dije duan ti zbrazin.**
**Në je i dlirë të mbysin,**
**je zambak të këpusin,**
**je mjalt, mizat kullosin.**

**I bardhë si bora të jetë,**
**ndodh, që njeriut t'shkretë,**
**t'i venë një njollë t'errtë,**
**se borën e dhjesin qentë.**

**Ç'do gjë që të jeni,**
**një trill ngjitur do keni.**

**2024**

## SJELLJA

**Sillem me respekt e kulturë,
u përqesha nën hundë.**

**U solla urtë e butë,
fitbeku doli harbut.**

**Harbutin për vete sajova,
çudi, të fortin nënshtrova.**

**Ai që dukej i egër
befas bëhet lepur.**

**Pyes veten: Përse kaq keq
ne shqipot sjellje për dreq?!**

**Që të bëhemi si bota,
t'i shmangim sjelljet e kota.**

**2024**

## VEPRA E FJALA

**Fjalë dhe vepër e mirë**
**lidhur kur jan si zingjirë,**
**lehtë bëhet çdo dëshirë,**
**edhe shpirti ndihet dlirë.**

**Fjala e mirë kur çmohet**
**vemendje kur ajo thohet,**
**me vepër po shoqërohet,**
**njeriu kshu lartësohet.**
**Nga të tjerët vlerësohet,**
**gjith jeta bukur kalohet.**
**Me nder nga bota shkohet,**
**dinjitetshëm kur largohet,**
**me ashk tek Zoti pranohet.**

**2025**

## DY RRENACAK

**Dy rrensa sa qen taku,**
**për njëri - tjetrin përmallu.**
**Hajde sonte njëri e ka ftu!**
**T'dy bashkë kemi me gëzu,**
**unë të rrej ty e ti rrej mu,**
**sabahu ka me na gjet zgju.**

**2025**

## EKSTREMIZMAT

**Në emër të lirisë,**
**për hir të drejtësisë,**
**në përpjekjen e barazisë,**
**Marksi polli iden e marrzisë:**
**Komunizmin e utopisë,**
**një qind milon vrasje njerzisë.**

**Në emër të komb e familje,**
**Hitler luftën solli vigjilje.**

**N'emër t'Kishës e besimit**
**Xhordano mbet pluhun hinit.**

**Galileo me zor mohim,**
**pa pas ai asnjë dyshim.**

Me Allahykber në gojë,
avion kullës pa nevojë.

Ekstrem idolog e besime,
njerzit me shpërfytyrime,
pushteti tyre t'kish fitime,
ekspert për milona krime.

Ruaju nga skaj o njeri,
besa Zotit është për ty,
jo detajet për shejtani
edhe kur shfaqen si hajmali.

2025

## RRENA MURRDARE*

Rrena si hije e fshehtë,
fjalët dalin fllad i lehtë.
Sajes, asgjë e vërtetë
për njerz është dëmi vetë.

Gënjeshtra vjen me shoqe,
mbajnë njëra tjerën n'stoqe.

Rrjetës me fije të brishta
prej të saktës i vjen frika.
E vërteta e copton në pika
Si, zhbën në çast terrin drita.

Prandaj doli fjal e urta,
rrena është këmbë shkurta.

2024

* Gjë e murrme - kafe afër të zezës.

## LLAFAZANI

Në çdo vend i madh lafazan,
fjalëshumë si mjeran.
Pa pushim flet dhe kur buk han,
goja përzi si një kazan.

Llafet e tij nuk kan mbarim,
fillon n'mbramje freno n'agim.
Kur nis n'mëngjes nuk di ndalim,
deri në dark me errësim.

Kampion për lloçe boshe
në çdo kafe e çdo qoshe.

Ka info për gjith njerëzit,
s'ka problem hallin e erzit.

Të krejt botën e përgojon,
për punë si intereson.
E ka bërë përher zakon,
çdo ndodhie bishta i shton.

**Kot i thua të pushojë,
majasëllin ka në gojë.
Buz e gjuh luan pa nevojë,
mund këdo se ka përvojë.**

**Të heshtë kot i propozon,
goja e tij nuk ndalon.
Vetëm llapja e gëzon,
asgjë tjetër nuk e pengon
veç, në ja mbushësh me beton.**

**2024**

## PËRVOJA E IDIOTIT

**Mos debato me idiot,**
**humbje kohe është kot.**
**Del i mundur në çdo mot,**
**e ka të vetin këtë sport.**
**Me përvojë është i fort,**
**tehun mbarë lerja sot.**
**S'bën gjë se ndryshon dot**
**ashtu e ka fal i madh Zot.**

**2024**

# PRAPA KRAHËVE DHE PËRBALLË

**Kur s'je disa për ty flasin,
madje dhe gjëra shpifin,
llafe keq për ty bitisin,
ti i nderon si fisin.**

**Nëse unë s'jam le t'grahin,
kan leje dhe të më rrahin.
Kur jam përball ata plasin,
nga frika me shpin mur rrasin.
I keqi e bën mal marazin,
kjo mua ma shton gazin.
I drejti e mposht çaprazin,
ballas i kam dhi gurmazin.**

**2025**

# LLAPAQENI

**Për llapaqenin pjell mushka,**
**e pohoi dhe babushka*,**
**kur shaloj mëzin krushka.**
**Trajler n'rrug dhie t'ngushta,**
**godet lepuri me grushta,**
**prodhon dhe morri fruta,**
**tigri qeras dardha t'buta.**

**2025**

---

***babushka rus = gjyshe**


***Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë***

# ARROGANTI

**Arroganca tek çdo njeri**
**buron nga noj pasiguri.**

**Te shpirt vogli ajo sundon**
**kush me hile rrejshëm pasuron.**
**Të tjerët shum i përçmon,**
**veten shpesh e mbivlerson.**
**Mendim ndryshe nuk lejon,**
**kritikat nuk i pranon.**
**Për ata rrotull vazhdon,**
**detyrë te vetja e kërkon,**
**për here ti dominon.**
**Dikush ndihet keq, ai gëzon**
**për empati kurr nuk mendon,**
**sjelljen e tij Zoti e dënon.**

**2025**

## ZOTIN LUSIM

Gurë e arrë jo çdokuj!
Zot, prej kësaj ne na ruj!
Se njeriun e ul në gjuj.
Grua xhevahir ra dikuj,
t'meçmit e mësuan: - Fjal thuj,
me dru kurr mos e gjuj!
Që ky engjull të mos vuj.
Budallai e hodhi n'uj,
humbi çka duhej ruj,
të zgjuarit vunë kuj.

**2025**

## DAJË E NIP

Rritet nipi për marshalla,
ata daja a i ke pâ?
-Kur më merrte nana në krah,
gjyshi më deshte pa ja ndâ.

Kush harron dajën e vet
ngjan shëmtuar e siret*.
Këso nipi kush ka kismet*,
i humb mundi më at ibret*,
t'kish qënë ndryshe selamet*.

*Siret = fytyre.
*Kismet = hise, pjesë.
*ibret = jo bukur.
*selamet= në dritë, mirësi.

**2025**

# EMIGRIM

**Zoti ne na ndihmoftë!**
**Rrugën na e ndriçoftë!**
**Në mërgim kush mos shkoftë!**
**As qeni mos e provoftë!**

**Njerzit fort i përmalloi,**
**shumë familje shkatërroi,**
**vetëm ai që e provoi,**
**shtrenjt të shkretin e pagoi.**

**Gjyshi mbeti pa takatë,**
**nana qan ditë e natë,**
**gruaja u mbush me inat,**
**fëmija si jetim pa babe,**
**i ati mbeti veç bankomat,**
**kaq i ftohtë e kaq i that.**

**2025**


*Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

# PARELIU

Pordha e madhe more shok,
gris perher poturet e t'zot.
Veçse ke shtuar shum lek,
s'jan prej hekuri ato brek.

Kështu si flet ti lum zotnia,
pordhë kot nga padia,
nga tu jap ktyre të mija?
S'na i nxe vendi as bashksia,
barrë e madhe tek njerzia.

Me fjal t'mira e t'urta,
pranojm cekje e batuta.
Mos kërko për dardha t'buta?
Bes e zotit luan shputa,
se me ty më flliqet huta.
Nuk meriton ti plumba,
veç n'se ajo do qes muta
i ke hak mu ke hunda.

**2024**

## NXITIMI E TRAFIKU

N’trafik nxitimi shqiptarit,
m’u si mendja e avdallit[1].
Prej inatit të fshatarit,
bllokon ballin e pazarit,
me vetur i bjen caterpilarit[2].
Nuk pyet për vakt iftarit,
shpesh i hyp mbrapsht kalit,
barrën e tij ja ven gomarit.
Kur noj her i ngjan djallit,
bjen me të në pik të hallit.

Zot na bëj prej hallallit!

2024

---

[1] Njeri i mangët.

[2] Mjet i madh për gërmime.

## FRIKACAKU

Të gjithë kemi frik pak,
po dallohet një frikacak.

Ai ka ankth nga dështimi,
ruhet nga ballafaqimi,
i mungon atij guximi,
e mundon pasigurimi.
I paqartë tek vendimi,
maje gjuhe justifikimi,
N'opinion e mbyt fiksimi,
të kundërtat nga trimi.

Gjyshi dikur thoshte: - o miq
trimi ushqehet shpesh me fiq,
i tremburi nuk han hiq
në vend të tirqve ka dymiq.

**2025**

## SERVILI

**Është i urtë si butak,**
**nuk ban zâ me e shkel në bark.**
**Të fortëve ju rrin për qark,**
**pushtetmbajtsit i bëhet lak.**

**Përkulur gjithmon të rrij**
**ndaj kapove zanat i tij.**

**Për ata që janë lart,**
**urë shërben ky i ngrat.**
**Ata poshtë i shtyp me inat,**
**veç fitim të ketë çdo nat.**

**Të vobektit i shkakto plag,**
**për tu ngjit përdor dhe jarg.**

**Kur dhunohet ky gjytyrim**
**është i zoti në durim.**
**Po e siguroi një fitim**
**nuk ka gajle për poshtrim.**

**Të mba në krah kur ngjitesh,**
**kaluç* të bën kur gremisesh.**

**2024**

---

***kaluç= mjet stërvitje në gjimnastikë.**

## NJERIU KOT

Turivar rrin ky i ngratë,
nga mëngjesi deri darkë.
Shëndet po i the t'merr inatë,
i flet bukur t'zë shamatë.

Po ti falësh një kulaç,
me mimkë të thot plaç.

Merre sa t'dush me t'mirë,
mbetet një egërsirë.
Si qesh kurr ajo fytyrë,
njësoj ka të zezë ngjyrë.

Mos u lodh me të fort,
ashtu është ky idiot,
nuk ka gjë me ty sot,
njësh me të keqen ngjit ka mot.
Vetes nuk i ikën dot,
kështu mbeti njeri kot.

**2025**

# KURNACI

**Kurnaci o miku im,
kursen dhe nga ushqim.
Blen gjëra me të ulët çmim,
shkon merr plëncin si biçim,
për mishin zevendësim.**

**Të kursejë harxho energji,
jetës vet i prish cilësi.
Me ndihmu kënd nuk ja ni,
as për njerzit në gjini
dhe kur jan në vështirësi.**

**Për financat në ankth rri,
me shum pare, pasiguri,
e shpall lekun si hyri,
ndihet lumtur skllav i tij.**

**2025**

## A PO BËHET GJAKU UJË

Kur paret do ti bësh tallë,
e tek fisi po shkon rrallë.

Telefonin ke humb ka mot,
gjendet veç për në atë bot.

S'trokit komshi si dikur,
për uha kripe e vajgur.

E për darkë s'të vjen askush,
as për kumbulla, arra, rrush.

Vjen veç kur i bën ftesë
edhe përse e ke mbesë.

Vjen e mezi pret me ik,
edhe kur atë e ke nip.

Emigranti një her n'tre vjet,
mezi i sheh prindrit e vet.

**Kush i afërt s'njeh fëmijt tuj,**
**ndodh gjaku bëhet ujë.**

**S'vjen më miku tek miku**
**dhe po të zuni rreziku.**

**Kushuriri për interes,**
**s'ka gajle fare për besë.**

**Me makina të mbushur plot**
**për harmonin s'pyet kush sot.**

**Ne nuk qeshim si dikur**
**në mes njerzve ka një mur.**

**A thu se i ra ndërmed kuj**
**se kështu gjaku bëhet ujë.**

**2023**

# BOTA PO BËHET SA NJE FIK
# LARGAS NJERZ JEMI NJË KLIK

**Bota sot shumë e vogël**
**në pak orë i bihet rrotull.**

**Gjysëm sekond vjen haberi,**
**nis nga polet tek berberi.**

**Bota e vogël sa një fik,**
**largas njerzit veç një klik.**

**Askush nuk din ç'konsumon,**
**anonim kush e prodhon.**

**Në Amerik punon një qeros,**
**live n'katund nanën varros.**

**Pret përcjell të gjyshit vaki,**
**prej Pekini nipi i tij.**

**2024**

# ME SHUMË BARK U BAM NE KODËR
# SE USHQIMI NA BANI LODËR

**Japin viçit hormon n'Brazil,**
**barkun tonë po bën rezil.**
**Buka bardhë veç trandafil,**
**fryhet zorra djeg si fitil.**

**U bëmë të gjithë me bark,**
**qofsh i vogël apo dhe plak.**
**Nuk bën derman ecja aspak,**
**ndoshta, ushqimi po merr hak.**

**Frutat janë modifiku**
**nuk dallohet â mollë â ftu.**
**Perimet fort kanë ndryshu,**
**të tëra n'shije janë përafru.**

**Vetëm forma edhe ngjyra.**
**me mask janë nga fytyra,**
**shije kungull ka yndyra,**
**na mbuloi ne mënxyra.**

**Ç'ushqim ham askush se di,**
**se nuk ka askund qeveri,**
**por kapobada e hajni,**
**e për popull kujt nuk ja ni,**
**pa standarte zi e më zi.**

**2024**

## NË FACEBOOK PO BAHET VES
## KUSH MA SHUM MEND TË SHES

Festa, darka, dreka plot,
në Facebok na dalin sot.
Dikur për buk qanin me lot,
fukara qoft shejtan o Zot!

Shatërvan shurra përpjetë,
kush ka dy milion lekë.
Secili me mendje të vet,
kujton se lumturi ka gjet.

Katër nota n’tel t’lahutës,
Shto pordh e forcën e shurrës.

Kush më tepër se shoku tregon,
se sa mirë ai po rron?
Kanë makina me dy timon,
një vet’ tjetër gruja s’lëshon.
Cili më fort lakuriqzon?

**Se me like na e kalon.**
**Vetëm një Zot e mendon,**
**në ç'greminë rruga po i qon?**
**Larg qoftë e njëri lexon,**
**kanë frikë se po gabon.**
**Jetën e thjeshtë krejt pëçmon.**

**Kush bën rrena e mashtron**
**kurr xhenet ai nuk gëzon,**
**veten shumë do dënon,**
**vjen si fallco e ashtu shkon.**

**Sjellja hijshëm, fjalt e mira**
**jan gosti me ëmbëlsira.**

**Askush bindjen s'ma ndrron,**
**për atë që Zotin e mendon,**
**veprabardhi veten nderon,**
**njerizit e lodhur i ndihmon.**

**2024**

# DEMBELI

Dembeli kur punë pat gjet,
prej atëher u shpall "mbret".

Ka dembela për Stamboll,
Tirana ka shumë me taborë.
Kisha një unë në dorë,
mbret dembelash me kurorë.

Tha do ik për punë n'Greqi.
-Ku po mbytesh ti o i zi?
S'ke prek vegël në Shqipëri.
-Kam gjet punë si një zotri,
te dera e postës do rri.

Aty greku ka interes
pullat me pështymë të ngjes.

Unë e nxjerr llapën frap,
ngjyen greku pullën tak,
sipër zarfit e vé vrap,
më paguan për merak.

**Këso pune kush sajoj,**
**“Flamur” dembeli do valoj,**
**veten mbret e kurorëzoj.**
**Të papunët kush ta dëgjoj,**
**zanat të ri mund të filloj,**
**dhrahmi të madhe do fitoj.**

**Kujtoni se “mbret” po mbaron?!**
**Si zotni ai po jeton,**
**rehat prej djalit po rron**
**nga Anglia për të punon.**

**Drekën patëm një përviç*,**
**edhe darka prap me mish.**

**Tani shqetësimi i tij**
**mbet kush han mish përsëri?**
**Në drekë kishim kabuni,**
**suxhuk në darkë alivani.**
**Fruta mbush plot një tepsi,**
**në çdo vakt një teke raki,**
**thërret miq e shoqëri.**
**Prandaj ti o i lumi njeri,**
**në rrisk t’Zotit mos u përzi.**

**2024**

---

***përviç dialek = Gosti.**

## MASHTRUESI

**Mashtruesi o miku im,**
**shfrytëzon tëndin besim,**
**dredh të vërtetën me qëllim,**
**për të arrit një përfitim.**

**Realitetin e shtrembron,**
**me ide të vet e afron,**
**e ngre rrenën n'perfeksion,**
**padrejtësisht të përfiton.**

**Është si një surrat i zi,**
**ngjan me lakër koka e tij,**
**heq një cip, dalin dy a tri,**
**veç t'i ecë qëllimi vij.**

**Natyrisht ka lind i tillë,**
**s'ka si me qenë i dlirë,**
**kot kërkon t'ketë fytyrë,**
**kameleon ndërron ngjyrë.**

**Përvoja e bën t'vështirë,**
**në marrëdhie përfshirë.**
**Të jeni vetë më mire,**
**mbaje at larg me dëshirë!**

**2024**

## HIPOKRITI

Ndryshe fjalë, ndryshe vepër,
si me gojë dhe me letër.
Ngjan dudumi me një zebër,
e bardh fjala, e zezë vepër.
Ndonjë her ngjan me dhelpër,
se mashtron shum më tepër.

Deklarohet si demokrat,
me sjellje kalon monark.

Thot se beson në Zot,
si diktator sillet ai sot.

Në arabisht thuhet munafik,
shqiptarisht është shpirtlig.

2024

## SHEJTANI

**Robi duhet me di,
se shpesh ndër njerzi,
lulëzon dhe shejtaní.
Mbrojtja përher prej tij,
me krye jetën si zotni,
besa e Zoti udhëheqsi,
është shpëtim për çdo njeri.**

**2024**

# VDEKJA

**Frikë nga vdekja s'kam aspak,**
**atë për kokë e kemi hak.**
**Zoti i ka vu asaj një cak,**
**me madhështi nuk ka ortak.**

**Lum kujt shëndeti i pri,**
**sillet me njerz për bukuri,**
**jetës dhurat i rrit cilësi,**
**e për vitet e ruan qetësi.**

**Asht mirë me pas një shtëpi,**
**krevat të but, barkun me ngi,**
**Vishu sa mos me mërdhi,**
**me fal për njerz plot dashuri.**
**Shum ke arrit ti o njeri.**
**Po qe puna për pasuri?**
**Sa shërbej Jobsit*, aq dhe ty.**

**2025**

---

*** Steve Jobs – ish bashkëthemelues i Apple. Vdiq si milarder në SHBA mosha 56 vjeç.**

# ZOR PLAK DHE I MITUR
# LEHT KUR JE I RRITUR

**Po vdiq nana në fëmijri,**
**e gruaja në pleqëri,**
**derës tate i ra hi.**
**Se kur je një djal i ri,**
**kalon dhimbja shumë s'e ndi.**

**Nuk ka ngel jetim pa u rrit,**
**plaku nuk ka si ban dritë**
**po s'pat të mirë fëmijtë,**
**gabon, kush s'don me ja dijtë.**

**Tha i gru n'vdekje t'Gafurrit:**
**-e fortë dhimbja e burrit,**
**bash si brryli në cep t'murit,**
**shpejt kalon si era flamurit.**

**2025**

## TRANDAFILI MISTIK

Kjofsh i nderuar ti klient,
trandafili ti mori ment.

Unë e Noshi tuj punu,
tavolinat vijn tu shtu.

Unë buzëqeshjen pakufi,
Për madhor e për të rij.

Tuj pas mendje karafili,
erdh i dobti erdh i miri.

Shtohet nami rritet puna,
vijn për qejf e hajn barbuna.

Dal e ngadal emri doli,
s’ka si Diella e Noshi.

Tokën e babës ish kënetë,
njerz puntor i japin jetë.

**Moçali deti e laguna,**
**ishin që nga Kaligula*.**

**Të parët zoti i bekoftë,**
**bane Shqipja me na njoft.**

**Zana malit, djersa e ballit,**
**si shkëlqim i luleallit.**

**Vyrtyt puna e malsorit,**
**nuk përkulen kurr prej zorit.**

**Tu i shërby t'ziut, t'bardhit,**
**erdhi dit' e restorantit.**

**Ja po bëjmë tri dekada,**
**venë të fort, peshk në gaca.**

---

***Kaligula = Perandor romak '41pas Krishti.**
***vyj = vlej.**

**Gjith këtë kohë e kto vjet,**
**me buzagas e njerzillek.**

**Për dit shtun e të diela,**
**duhet shkojm ne te Diella,**

**Hajm një peshk e të hajm njala,**
**kështu mori dheun fjala.**

**Shum e duan Nushin tim,**
**tu pjek në prush ku ka dhe tym.**

**Mos harroni miqt e mij,**
**unë pa Nushi nuk ju vyj*.**

**Biznesi po bahet burrë,**
**e pa emër se lej kurrë.**

**Te Diella është fare pak,**
**se shpejt jeta ka kapak.**

**S'trazohen ata që vdesin,**
**sidomos nga ata që mbesin.**

**Si me ja vu tash një emër,**
**nuk thonë kot mendje femër.**

**Tranafili është mistik,**
**e vëtëm Nushin ka për mik.**

**Mistike është veç puna,**
**trandafil emrin ja vuna.**

**E ky emër do të jetë,**
**sa të ket lagunë e detë.**

**Kur jetë do kemi ndërru,**
**mistiku do të mbet këtu.**

**Them për vete dhe për ju,**
**kush punon qoftë i nderu.**

**Kjoft rehat kjoft lavdu,**
**si inxhi zoti e ka beku.**

**2024**

## MJERË KUSH LEKUN E BËN ZOT

**Sa keq po ndodh sot
e kan shpallë lekun Zot.
Kërleshje për të çdo mot-mot
brenda dhe jashtë në bot.**

**Luftë për tender ashpër fort,
njësoj konkurrenca me drog.
Kështu ndodh kur nuk njeh Zot
e për párá kthehesh në Rob.**

**U shpik leku more zotri,
për të shërby ty o njeri,
jo për ta shpall atë hyri,
se ashtu bëhesh skllav i tij.**

**Njeriu bëhet fare i marrë,**
**kur lekun ka plan të parë.**

**Kush lufton veç për pare,**
**rrezik prekë dhe në mârre.**

**Shëndet, fëmij, familje, fisi**
**me këto njeriu do ndrisi.**

**2024**

## LEK, DOLLAR, METELIK

**Doli leku meteliku,**
**njerzillikun seç e fiku.**

**Vrap për lira dhe për dollar,**
**këtij plakut mos ja var.**

**Nuk di ai ç’ka është jeta,**
**flet kot si kohët e veta,**
**sot bitkoin interneta,**
**bredh botën me pare t’veta.**

**Ta dini ju djemt e rij**
**mendja dhe do ju vij,**
**te prindi do doni me kthyj.**

**Pak vonë mund të jetë,**
**baba do ket marr bilet,**
**atë pa kthim në të vërtet.**

**2024**

# PASURINË E VËRTETË FALI ZOTI NË KËT' JETË

**Lakuriq ne na fal Zoti**
**pa flori a lekë koti.**

**Rrisk e fat na jep me vete**
**prej lindjes deri vdekje.**

**Një kusht të vogël shumë,**
**për jetë duhet punë.**

**Sot Bota pa pushim vrapon,**
**veten me vrull ta pasuron.**

**Vila, toka, bizhu, makina**
**veç grumbull plot ti kina.**

**Nuk vjen gjum se blen dyshek,**
**blen ilaç por s'ke shëndet.**

Ke alltan*, jo dashni,
blen parfum, jo rini.

Mbush me libra sot e mot,
pa mendjen janë kot.

Ngre televizione plot,
pa gjuhën do derdh lot.

As me lek as me dollar,
s'blihet mendja në pazar.

Oksigjen sakt, falë krejt,
kur sëmuremi blejm me lek.

Mos harro njerzi mbarë,
shpirti nuk blihet me dollar.

Askush nuk ka me gjet,
çmim për jetë a shëndet.

Leku blen turli gjana koti,
por kurrë ç'na fali Zoti.

**2024**

---

*sinonim = flori.

## NA U MBUSH KJO SHQIPËRI, ME SHUMË PASANIK TË RINJ

Kush fjeti mbi lëkur t'dhisë,
mbet manjak i pasurisë.
Harruan derën shtëpisë,
s'ja dinë fare njerzisë.

Mendjen e kan veç te leku,
besojnë fort tek dyfeku.

Por kjo botë shum ka pa,
plot zegina e fukara.

Disa mbretër e Faraon,
që asnjëri sot nuk rron.

Kush prej tyre gjë nuk mori
vetëm gropën, emër vorri.

Or' ju pasanikët e ri,
shtojni vetes pak njerëzi.



*Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

**Bëjuni dhe ju altruist,**
**fitoni titullin fisnik.**

**Mos harro si vjen paraja,**
**djers e gjak nga fukaraja.**

**Kur vjen dita për llogari,**
**as një gjë nuk do ju vyji.**

**Gjith jetës duhet ta dini,**
**s'ka kërkund xhepa qefini.**

**2024**

## SA PASURI KENI

Mija krevate po ti kesh,
vetëm në një do të flesh.

Qindra shpia po ke pron,
vetëm në një ti banon.

Miliona ti kesht dukat,
do ngopësh vetëm një bark.

Plot me pare edhe banka,
asnje grosh nuk merr te arka.
Në qoft zegin a fukara,
pron me vete dy metra ka.

Krejt tjerat në këtë botë
risk për cilin vjen më vonë.

**Lum kush ruan atë njerzi,**
**si më të madhen pasuri.**

**Fjalë mirë e ndihmo njerz,**
**është më i bukuri Érz*.**

**2024**

---

***erz = nder.**

## MILARDER DOLLARËSH JETOI, S'FUNDI CA GJËRA MËSOI

**Jobs-i * ditën kur jetë ndërroi,**
**shumë gjëra na mësoi.**

**S'pagun dot njeri mbi tokë,**
**t'ik për ty në atë Botë.**

**Miliarda t'i kesh pasuri,**
**s'vuan njeri sëmundje për ty.**

**Ora e lirë e ora një milion,**
**njësoj kohën e tregon.**

**Ferrari a makin der tek,**
**njëlloj lëviz nëpër qytet.**

---

*** Steve Jobs – ish bashkëthemelues i Apple. Vdiq si milarder në SHBA 56 vjeç.**

**Mësoni fëmijt t'duan njeri,**
**jo manjak për pasuri.**

**Ta mbajnë mend për herë,**
**mos shohin çmimet por vlerë.**

**Më e çmuara në njerzi,**
**mbetet e arta dashuri.**

**2024**

## PUNËTORI MBUSH FLORINA, SHKOLLARI MBET TE KISHA

**Dy shqiptar nis për Stamboll,**
**thon atje ka punë boll.**
**Njëri hiç, tjetri pak shkoll.**
**Secili ish njeri i mirë,**
**po mërgojm e fitojm lirë. ***
**Në çdo vend, zonë e katun,**
**pyesin kudo djemt për pun.**
**Dikush tha shkoni te kisha!**
**Kërkoi puntor kur isha.**
**-Kemi për ty me shkollë,**
**po të mbajm me ra këmborë.**
**Lira pak po je rehat,**
**bjen këmborës vakt për vakt.**

**Mërzitet djali pa shkollë,**
**mori rrugë për Stambollë.**
**Fati tij kish ra kolerë**
**vdisnin njerz derë për derë.**

---

*** Lirë turke monedhë floriri e kohës Osmane**

**Mbreti jep ferman të nxehtë,**
**lira shum me pastru haletë.**
**Shqiptari ndodhi i fortë,**
**pare e madhe portë m'portë.**
**Në një vit mbodhi florin,**
**për Albanie u bë zegin.**
**Po kthehem andej nga isha,**
**marr shokun që lash te kisha.**
**-A fitove ti ndoj lek,**
**te kisha t'u fjet në dyshek?**
**-Ato pak lira që mi dhanë,**
**i kam vesh i kam ngranë.**
**Për n'vend ton udha e mbarë**
**se un nuk kam si me ardhë.**
**-Të kisha pas dhe un shkollë,**
**mbeç te kisha me këmborë.**
**Zoti njerzve s'u fal pasuri e lek,**
**por gjithkujt i jep kismet.**
**Çdo njeriu një shteg i ban,**
**për këdo Ai ban derman.**

**2024**

# ÇKA ËSHTË KISMET, ASGJË S'E PRET

**Drithra grumbull me koshar,**
**qerre, tufa, furra, mullar.**
**Qafën mbush me dukat var,**
**apo arkat plot me ar.**
**Kush e di për kë jan kismet?**
**Veç se Zoti për të madh t'vet.**
**Ka kohë e kanë thane,**
**kush e korr s'ka me ngranë.**
**Kush e mbjell asht ma keq,**
**lodhje të madhe do të heq.**
**Kush e han vesh nuk u mor,**
**mbjell fakir, ushqehet një horr.**
**Çdo njeri ka si kismet,**
**ç'ka kalon nga fyti i vet.**
**Florin, ar, euro a dollar,**
**si dhe amanetet var,**
**kot ruani deri në varr,**
**i pa mundi do jua marr.**

**2024**

# TË MOS PENDOHEMI

**Majë një kodre kam dalë,
mendoj me vete ca fjalë.
Mbrapa saj është imja jet,
përpara nuk di çka më pret.
Para e pas ka male plot,
për ta zbritja duket e kot.
Dhe veten shpesh ngushëlloj,
gjurmët mbrapa kodrës gëzoj,
ndërsa e panjohura lulëzoj.**

**E shkuara iku harroje!
Të tashmen mirë jetoje!
Të ardhmen shpesh mendoje!
Përher jetën dashuroje!**

**Çdo gjë që nga bota shkon,
më kot arsye po kërkon.
Rrjedhën dot nuk e ndryshon,
pa u ndalur ajo vazhdon.
Veten veç po e mundon,
bota s'ka vesh, nuk dëgjon.**

**2024**

# MENDJE-MENDJE KJO BOTË TA NDRYSHOSH ËSHTË E KOTË

**Dhe nëse je i përkorë,
plot do t'a bëjnë me dorë.
Ndasht, ca le të kenë inat,
se i mbetun e pa takat
Bukur i drejt pak i athtë,
se për gjynah e i ngratë.
Njerzia nuk ndryshohet
veç si është ajo pranohet.
Dhe veten kemi vështirë,
që ta bëjmë më të mirë.
Gjenet vijnë nga lashtësia,
siç i caktoi perëndia.**

**Ka pas thanë i pari im,
shave pamjen shan perendin.
Në shan rrobën, shan terzinë*,
kërko Aliun ke njerinë.**

**2024**

***terzi = rrobaqepës.**

# KUSH NË PUNË ËSHTË I ZOTI
# BARDHË DO I SHKOJË MOTI

**Punët e veta sheh i Zoti,**
**dembeli t'hujat kot s' koti.**
**Harxhon kohë dhe energji,**
**sa keq po puno ky njeri.**
**Ai i punës nuk pyet shumë,**
**kë trullan len pa gjumë.**

**Punëtor bekoi Zoti,**
**ndër të tjerë më i ploti.**
**Thashethemi gjë koti,**
**atë ç'ka të jep Zoti,**
**s'ta merr dot llafe - dobëti.**

**Kush ta ruaje fytyrë**
**hallet e veta me kqyrë.**
**Ndër njerz do jet i dlirë,**
**e me Zotin e ka mirë.**

**2024**

## KA PAS DIKUR TEORI
## SE PUNA NA BËRI NJERI

**Pa punësia o njeri,**
**burim për fatkeqësi.**

**Prosti, alkol, drog, bixhos,**
**të këqijat mbledh në kosh.**

**Punë drejt çdo kush,**
**plot mirësi grumbull do mbush.**

**Të ardhmen se din asnjeri,**
**puna mbet e vetmja siguri.**

**2024**

# MERR KUPTIM FJALA NJERI
# KUR GËZON NË SHOQËRI

**Bota me banor t'mirë plot,**
**bashkëjetes, i bukur sport.**
**Shoqërimi në njerzi,**
**është gëzim, fatbardhsi,**
**kur ke shok me çiltrësi.**

**Ka persona t'kallabujt,**
**benzin hedhin zjarrit me shujt.**
**Qejfi tyre me ngatëru,**
**kur përzijn ndihen gjallru.**
**Baz pune thashë e themet,**
**çdo her me fol shtremët.**
**Me fjalëkeqe mbushin gojë,**
**merzit tjerët pa nevojë,**
**katrani atëhere gëzojë.**

**Po takuat njerz kaq të liq,**
**bukur vetëm, se ato miq.**

**Me kohë hiqu spinotin**
**se ta bëjnë të zi motin.**
**Shokë pak e të sinqertë,**
**se tufa të pa vertetë.**
**Veç me veten shumë mirë,**
**se shoqruar me të nxirë.**

**2024**

## TË MËSOJMË KEMI DETYRË

**Detyrë kemi të mësojmë,
prej lindje deri kur shkojmë.
Nga prindi e nga mësuesi,
ca shoku mendjen na mbushi.
Shum me libra pak me fjalë,
për çdo vajzë, për çdo djalë.
Më të vlerat mësime,
jan ato kur kemi pësime.
Kur balli bën xixavija,
aty ruhet përher dija.
Lexim e thënja harrohet,
pësimi përher kujtohet.
Fëmija ecë në këmbë,
kur vret shpesh ato dhëmbë.
Rrëzohu e ngrihu gjithë jeta,
pësimet jan e vërteta.**

**2024**

# PUNË MIRË NË RINI
# VETËM FJALË PËR PLEQNI

**Kur ne ishim në rini**
**luftuam fort për dashni.**
**Po vjen e bardha pleqni,**
**shkruajm vjersha dhe poezi.**

**Me fjalë t'arta si inxhi,**
**burri nuk ka si me u ngi.**
**Çdo njeri duhet t'a dij,**
**plaket trupi, jo shpirti tij.**

**2024**

## NË AHUR TONË PUSHKA KËRSET
## DY HAJDUT PO VRITEN VET

**Në një fshat në male dikur,**
**njëri kishte bagti n'ahur.**
**Nga dy anë hyjnë hajdut,**
**t'a vjedhin atë me ngut.**

**Kujtuan se i zoti i dëgjoj,**
**midis tyre pushka filloj.**
**Kush ma i pari të qëlloj,**
**tjetrin me ngut ta asgjësoj.**

**Nga katundi dikush thërret:**
**-Ç'ka á pushka që kërset?**
**Përgjigjet populli shkret,**
**në vathën ton po ndodh kjamet.**

**N'pare tona janë ngatrru,**
**Zoti ka me na ndihmu.**
**Gjallë mos dalshin prej atu!**
**Pasuria jon me shpëtu.**

**2024**

# RESPEKTI NUK KËRKOHET ME SJELLJE T'MIRË FITOHET

**Një njeri tepër e respekton,**
**ti mendon se e meriton,**
**disa gjëra ja vlerson.**
**E ja shpreh me siguri,**
**ato dobi e mirësi.**
**Vazhdon njësoj vlersim,**
**ai ta merr për detyrim.**
**Kur kupton se s'është fisnik,**
**largohesh çik nga një çik.**
**Fillon miku egërsohet,**
**nga fjalori ashpërsohet.**
**I mungoi komplimeti,**
**jo të drejt e merr i shkreti.**
**Kot po fryhesh si gjeldeti,**
**s'fitohet me zor respekti.**

**Kushdo që atë e gëzon,**
**sjellja me hije e meriton.**

**2024**

# NARCIST

**E takuam në një shkollë,
një person si stek i hollë.
Mbante veten madhështorë,
besonte se ish superior.
Arritje si pushonte gojë,
talenti tij di t'fitojë.**

**Prokupohej shum për pushtet,
mendonte se atij i përket.
Dashuru, Romeo – Zhuliet,
si artist i ngjan Orfeit.**

**Me fjalë krejt idealë,
e mendova për të marrë.
Ishte narcist jo budallë,
kjo sëmundje vjen vërdallë.
Për atë nuk ka kush mallë,
ndaj takoje sa më rrallë.
Me u ruj nga infeksioni,
unë rri larg këtij noprani.**

**2024**

# TRIM ME ZOR TË BAN I KEQI

**Kur e zu halli e rreziku,**
**u ba trim dhe i ligu.**
**I zun rrugën dot nuk iku,**
**shyqyr s'ngeci automatiku.**

**Ai nga shpresa për shpëtim**
**dhe nga frika mori guxim.**
**Zoti ndihmë i dha në fitim,**
**ndaj u cilësua dhe trim.**

**Porositi dikur Leka:**
**-Gjallë me këmb të lehta**
**kjo e bardha është dita,**
**se i vrâ ku doli prita.**

**Kur nuk ke ka me ik,**
**mbetet veç allti me qit.**
**Largona Zot nga dreqi,**
**trim me zor të bën i keqi.**

**2024**

## GJELL E MIRË DHE KEQ PËRSËRI
## MBETI GJUHA PËR NJERZI

**Sulltani dikur në Turqi,**
**haremin në garë kish shti…**
**Kush vente bën gjellën e tij.**
**Oreks po nuk pati ai Zotni**
**koka e saj kthehej në sini.**

**Një skllave për Sulltan gatoi,**
**gjuhë për shije të provoi.**
**Madhërisë fort i shijoi,**
**mbretit mendja i ndryshoi.**

**I dha haremes si detyrë:**
**-Dua ushqim të pështirë!**
**Skllavja ra shumë vështirë,**
**merr rrezikun në fytyrë,**
**gjuhë solli si ushqim të ndyrë.**

**-Me kë tallesh o skllavëri?!**
**Sjell t'njejtin ushqim ti robri!**

**-Gjuha i nderu madhëri,**
**është më e mira ndër njerzi,**
**më e pështira duhet me di,**
**mbetet po gjuha përsëri.**

**Kur gjeti fjalën kjo sokoleshë,**
**u shpall dhe mbretëreshë.**

**Kur pëdor fjalën bukur**
**çdo njeri bëhet i lumtur.**
**Kush keq flet del i humbur,**
**në vend të kokës ka një kungull.**
**Rrezik bota i vjen rrumbull,**
**të keqen vetes i bën grumbull.**

**2024**

# NGARKO TRUP A NGARKO MENDJE

I thashë një fshatarit:
-Si është soji i Beharit?
Këtij bashkëmoshatarit,
tetëdhjet vjeç në krye t'pazarit,
s'lodhet fare prej kandarit,
bën dy norma hapje kanalit.

-Ai ngjan pak avdallit,
ka pak mall prapa ballit,
s'ka lëshue gjë gomarit*,
trup fort mendja e budallit.

*= nuk ka vrarë mendjen.

**Haja e ligë, puna e ranë**
**s'janë për rob po për kopan.**
**Drita e dijes mor zaman,**
**ka zbardh botën an për an.**

**Me ngarkue mendjen shumë,**
**doli më e mira punë.**
**Pra more djal i artë,**
**në punë mendja gjë e lartë.**

**2024**

## PLAKU E FJALA

**Plakun mbaje por si djal!**
**Se të duhet për noj fjal.**
**Mos e lësho at përdorë!**
**As kur i shpëto pordhë.**
**Se me ju ashtu do ndodhë,**
**dyzet vite pak më vonë.**
**Këtë rrjedh dot se ndërron,**
**ka qenë e do mbet gjithmon.**

**2024**

# AI QË BESON SI ZOTNI RRON
# I TILLE DHE KUR JETË NDËRRON

**Kush do që mirë të rron?**
**Çdo gjë që tjerë thonë,**
**nuk ngre veshët ti dëgjon.**
**Ato që daullja akcepton,**
**të gjitha nuk i beson.**
**Keq me sy kur shikon,**
**vetveten e mënjanon.**
**Tollumbacin se ben balon,**
**dëmin e madh e zvogëlon.**
**Askënd nuk e përgojon,**
**te Zoti fort ai beson.**
**Veten aty e siguron**
**e si zotni jetë ndërron.**

**2025**

 *Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

# MAKUTËRIA

Të mira që ke njeri gëzo!
Falendero Zotin për to!
Mbas një mungese mos harbo!
Ruju makutria të verbo!

Njeriu përher vrapon,
për atë çka i mungon.
Befas një hall e kaplon,
veç atëher kokën ftillon.
Dhe me vete e mendon
sa rehat ish, tani kupton.

Allah i madh na dihmo!
Me shqetsime të vogla po,
hall mbi hall ti mos na lësho!
Aman, jo sa njeriu duro!

**2025**

## JETO ME KUFIJ

**Me jetue krejt i qetë**
**veni kufij vetes vetë!**
**Me askënd sjellje e sertë!**
**Askujt mos i shkil të drejtë!**
**Bukur kalohet kjo jetë.**

**2025**

## GJITHË JETA NJË VRAPIM KOLESKIONO ÇDO GËZIM

**Bëj kujdes o djali im!**
**Në imbox mbaje shënim!**
**Prej meje si një mësim:**
**-Ngadalë e me durim,**
**mbildhe udhës noj gëzim!**
**Si më i miri përfitim.**
**Gjithë jeta një vrapim.**
**shpejt pista ka mbarim,**
**kush se din e ka gabim.**

**2025**

## DO BËJ HAJR SHQIPËRIA

**Kur mbahet në vend kjo rini.,**
**jo duke e josh për hajni.**
**As me propogandë mashtri,**
**mbështetje ane me Parti.**

**Por, duke ju dhënë mundësi,**
**në arsim me rrit cilësi.**
**Konkurimet me drejtësi,**
**hiç punësim me miqësi,**
**përparimi vjen me aftësi.**

**2025**

## MAN A ARRË

Është mirë në muhabet,
porsi man njeriu të jet.
I ëmbël si mjalt nga blet,
ndër frutat ai më i leht,
bie nga dega pak me prek.

Në jetë duhesh pak i sert
kështu arrës i përngjet.
Guackë fortë, thelb vlert
që nuk shkundet fare leht,
as kur i thyhet ndonjë deg,
qëndron fort dallg e tërmet.

**2025**

# RUAJE VETEN ORE AGA

**Kot për njerzit keni dava**
**po s'u krujte vâ pa vâ*,**
**s'të nget kush badihava.**
**Kujdes veten ore aga,**
**askujt në qaf mos me i ra.**
**Se dy për një kan me ta bâ,**
**qoftë punë a fjal me t'sha.**
**Gjarpëri që mua s'më ha,**
**njëqind vite jetë hak ka,**
**as ai s'të zê pa e nga.**

**2025**

---

***va = vendi ku lumi zgjerohet**

## SA NJERZIMI ËSHTË E VJETËR KACAFYTJA RE E VJEHËR

**Nusja mund të ketë kismet**
**që me vjeherr ta bëj jet.**
**Kur reja nuk don me nejt**
**i vdekt asaj nana e vet!**
**T'a kuptoj se është siklet.**

**Se veç për njëzet vjet,**
**vendin do i zësh moj e drejt.**
**Ndaj ekulibër duhet gjet,**
**me shpëtue konfliktit shkret.**

**2025**

# KUR BIE NGUSHT

Mbushun plot një sallë,
njerz me mend, ka dhe budallë.
Ma ngusht bie me avdallë[1],
hajt nuk ec, da nuk ndalë.
Nuk do me ja dijt për fjalë,
edhe sjelljen ka si kale.
Të zezën e njeh të bardhë,
pataten e han për dardhë.
I thu shko, niset me ardhë,
dhuro lule, ti merr për rrodhë
i fal parfum ta kthen pordhë.

2025

[1] gjysmak.

## PASION

**Pasioni kur je i ri,**
**lopatë prushi mu në gji.**
**Edhe pse djeg nuk e ni,**
**krejt i ndryshëm tek çdo njeri.**
**Për asgjë nuk do me ja di,**
**kapërcen çdo vështirësi.**
**Fren për të kemi mendësi,**
**do kish bërë batërdi.**

**2025**

## NUSET NË HALL

**Nuse me shoqe bisedonin,
njëherësh po vajtonin.
Hallit si të ja bënin,
vjehrrit kan gojë e folin,
kanë bythë e pordhin,
nuk e lajnë sahanin,
ndosin kot lavananin.
Mirë pa to do gëzonin,
veç me burrin të jetonin.
Pleqtë ti mënjanonin,
shejtan do ta largonin,
ngasin makin pa timonin.**

**2025**

## DREJTORI

**Ky drejtori si djali ri**
**i ka flokët krejt të zi.**

**Pa dëgjoni more shok,**
**në pencion po del ai sot**
**meqë vitet i mbushi plot.**
**E bekoftë i madhi Zot!**
**Pleqërinë se ndal dot,**
**lyerja e kokës është kot.**

**2023**

## BRIGADIERI E ÇOBANI

Në kohë t'Enverit në një stan,
me brigadier llaf po ban:
-Rujma djalin Ramadan,
se mos vdiret * tu kullot gjan.

-Po ta humba at xhambaz,
t'a paguj me të pelës maz.

-Tash ti e merito drunin,
se kaq randë ma shan qunin.

Fjal e keqe ja ç'ka ban,
t'theu brinjët mor zaman,
s'ikën dot as ke derman,
histori mbete për nishan.

*vdiret= sinonim humbet.

**Fjal të mira kur nuk ujdis,**
**me t'keqe mos u kapërdis.**
**Edhe kur nuk ka mexhlis,**
**çobanin mos e gudulis.**
**Se të këput at midis,**
**sidomos, kur asht i kurdis**
**nga plak i moçëm në at' fis.**

**2024**

# DIPLOMACIA

Interes vendi si përfaqësi,
ndërton me të tjer miqësi.
Marrëveshje në tregti,
ndër konflikte ajo hy.
Punon fort për siguri,
negocion me qytetari.
Quhet ndryshe diplomaci.
gjen zgjidhje në pamundësi.
Nxjerr shum vende nga vështirsi,
i sjell botës mirësi.
Sa për t'drejtën mor zotni,
kush e gjeti nuk e di?
Veç mendja e Fishtës, si inxhi
i la vulë një përcakti.

2024

## GJYNAH GJYSHJA SHKRET

**Ky milet s'të len me vdekë…**
**Një gjyshe kur ndërroi jetë,**
**ja bënë gjyqin si ka nejt,**
**kur ish e re në vakt t'vet?**

**Se ka pas dhjet dashnor,**
**të lidhun rreth dor për dor,**
**kanë sjell plakës një kuror,**
**njëri ma shum se tjetri horr.**

**Ky milet harron krejt,**
**askerkushi s'ka me mbet,**
**mbi toke - të gjithë vdek,**
**mjer llafazani për vete t'vet.**

**Hoxha thërret bëja hallall!**
**-Jo, kur vodha me mësall*,**
**më shau fort, tha budall,**
**kur gjujti gur, isha në hall.**

---

***mësall sin. = torbë.**

**Dhe ky hoxha pa hudut*,
kërkon falje nga hajdut.**

**Duro njeri i vogel fjale!
Ilogari asht' personale.
Mos e ndyj ti gojën kot!
Se gjykon i madhi Zot.**

**2024**

---

***hudut turkisht = kufi.**


***Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë***

# FALJA

Do na falë ne ATI,
dhe se të ka ardh sahati,
ti largohesh nga mëkati,
jo atëherë kur të lé takati.

Kur nuk punon më ai rrush,
faljen nuk ta njeh askush.

2024

## PËRKRYESHMËRIA

**Kurr nuk asht tek njerzia,**
**nuk vjen nga mendësia,**
**as ta siguron pasuria,**
**aspak vjen nga qeveria.**
**Kërkujt si jepet mundësia,**
**t'i ndryshojë genet e tija.**
**Veç se Zot Madhështia.**

**2024**

# Ç' BËRI BABA Ç'BËRI ZOTI TË KRENOHESH PUNË KOTI

**Të krenohem kam të drejt,
veçse linda në bregdet.
Jam krenar si bir malsori,
gjithashtu si djal dëshmori.
Kreni e madhe si shqiptar,
padyshim se jam i bardh.
I krenuar çdo shkodran,
një si un nana nuk ban.
Krenohet si bektashas,
i madh se është beratas.
Vij nga të parët me nam,
gjigand se jam dibran.
Madhështor, jam i fushës,
i biri të zotit pushkës.
Elegant e tamëm krenar,
se babi im është lushnjar.
I nderuar je për vatan
vetëm për çka vetë ban.
Puna e drejtë të lartëson,
vepra e ult të poshtëron.**

**Kush krenohet n'bëma të Zotit,**
**sjell dëme krejt motmotit.**
**Ç'ka jep Zoti është e tij,**
**mos u mbaj i madh o njeri!**
**Si veproi, gjyshi, baba**
**veç të saktat ndiqi mbrapa.**
**Ç' ka ata nuk bënë mirë,**
**e kemi ne si detyrë.**
**Kurrë nuk bëhemi si bota,**
**pa punë e kreni të kota.**
**Ju lutem, kush t'a ndjejë,**
**krenaria pak do na vlejë.**
**Lartësohet tepër njerzia,**
**te secili bie përgjegjsia.**
**Çdo njeri ka aq vlerë,**
**ç'gjurmë mbrapa do të lerë.**
**Secili në aftësi të veta,**
**vepra t'sakta kërkon jeta.**
**Shqiptaria do të ndrij,**
**kur nuk do lyp kot kreni.**

**2024**

# ZEMRA E MENDJA NË NJË GARË KUSH DO FITOJË MË PARË

**Zemra e mendja në një garë,**
**që mbas njeriut të parë.**
**Zemra rreh fort e gufon,**
**shumë pamjes i gëzon.**
**Ndryshe mendja analizon,**
**nga brendia ajo anon.**
**Zemra rrëmbehet mjaft,**
**shpesh mbytet m'u në mjaltë.**
**Ndërsa mendja e qarta,**
**bukuritë si merr të arta.**
**Zemra nganjeher t'u ngut,**
**rrezikon e mbytet në m...t.**
**Zemra quhet emocional,**
**ndërsa mendja racional.**
**Akoma vazhdon kjo garë,**
**që pas Ademit parë.**

**Ndodh që mendjen e turbullon,**
**një i vetëm emocion.**
**Ndërsa gara ende vazhdon,**
**rinin më tepër e trazon.**
**Garën më shpesh e fiton,**
**mendja, jo emocion.**
**Kur dobët është mësimi,**
**më i fortë vjen tundimi.**
**Vitet shtohen, mendjet mprehen,**
**emocionet vijnë e zbehen.**
**Plot emocione jeta,**
**me mendje bëhen të shenjta.**
**Me shpëtu nga gara e zjarrtë,**
**vija e mesit është e artë.**

**2024**

## SHQIPOT ME FUORI - STRADA

**Fuoristrada doli modë,
blij naftë shit tamël nga lopë.
Jashtë rruge ec kotë,
veç se ka dy dynym tokë.**

**Makina gati fluturon,
katunari te klubi shkon.
Me buria fort ushton,
këmbësorit vesht i shurdhon,
në vija të bardha kur kalon.**

**Fuori rruge ec makina,
duar plot me patatina.
Nga dritarja flutur pështyma
s'ka dert rroba, reck a vrima.**

**Bloz të zezë qet marmita,**
**shyqyr tjetrin e mërzita.**
**Ka ardhur për mua dita**
**dhe mërin ka si drita.**

**Sa kohë blen për inati,**
**shumë keq do ti prij fati.**
**Vetëm mbrapsh do ec sahati,**
**çdo shpirt ligu pa takati.**

**2024**

# SHUMË DREJTOJNË
# PAK PUNOJNË

**Për kafshët Luani mbret,**
**delegim detyre Tigër thrret.**
**Ngarkohesh të mbarosh x punë!**
**Tigri: - Ujkut po ja lë unë.**
**Ujku nga ana e vet**
**dhelprës këtë ja ngec.**
**Kjo si gjithmonë dinake,**
**milingonave indhnake.**
**Për punë jan maniake,**
**në grup veprojn si ortake.**

**Prej atëher t'gjith drejtojnë,**
**veç milingonat punojnë.**

**2024**

## KU SHERBEN ARSYEJA
## KU DHUNA E MARRZIA

Të zgjuarit i vyen arsyja,
me të përparon njerzia.
Jo dhuna, frika a të dyja,
siç dhe vlejn tek bagëtia,
ose popull ngjajshmëria.
Në vende ku prin tirania.
Apo komunizëm shpirtzia.
Prej nga vjen jona Shqipëria.

2024

# KUSH FAJSON ÇDOHER EUROPËN VENDIT TONË I BËN GROPËN

**Nuk na i ka fajet bota,**
**se shqipove s'u punoi koka.**
**Si ballkani që të ishim,**
**trenit kohës duhet ti hypshim.**
**Nuk fitohet me hile liria,**
**veçse ballas kur flet alltia.**
**Lufta për atdhe s'kërkon çek,**
**liria do mund për të me vdek.**
**Gjith ballkani luftoi për vete,**
**ti me Sulltan akoma fjete.**
**Mjaft mbetëm të mjerë,**
**për hallin tonë fajso të tjerë.**

**Që rrugën më tutje ta shtrojm,**
**zgjidhjet te vetja ti kërkojmë.**

**2024**

## EGËRSI

**Ujku vret prén për ushqim,**
**emër i vemë egërsinë.**
**Ç'ka ai pa mend kaptinës?**
**Vret për gërvishjte makinës?!**
**Mbyt tjetrin për jet më t'mirë,**
**s'ka më keq e më pështirë.**
**Kur këto njeriu bani,**
**me egërsinë fyhet Luani.**
**Ja pra kafsha më e ndyrë,**
**mbet kudo njeriu pa ftyrë.**
**Turma nga tufa ku ndryshoj?**
**Nga numri këmbëve besoj.**

**2024**

# OPINION

Kur e merr një opinion,
ndoshta të orienton.
Të saktën nuk vërteton,
s'është i drejtë gjithmon.

Të flasësh veç me opinion,
veten tënde nënvlerson.
Do me thënë që nuk mendon,
punën tjetrit nuk vlerson.
Mendim kolektiv kur pranon,
han "pleh" nga television,
a nga lagjia ku banon.

Mendoj unë mor lum zotnia
në çdo kohë tek njerzia,
vlersohen bëmat dhe dija,
jo thashethemi nga zilia,
prej grup gjysmak nga marrzia.

**Vlersimi për çdo njeri,**
**është puna e sjellja e tij.**
**Jo çka flet një tufë shpirtzi,**
**apo dhe nga gazetari.**

**Njeriu veten e nderon,**
**nuk flet kot me opinion.**
**Por sheh veprat për çdo person,**
**sjella hijshëm e zbukuron.**
**Goja e ligë deformon,**
**kur tërësisht e analizon,**
**atëher ti po tregon,**
**mendja jote vertet punon.**

**2024**

## SHAKAJA

**Dola nga shtëpia sot,
u takova me një maçok,
bëmë shaka të dy tok,
veç kur tha: - Mos ha m.. kot?**

**-Kur ti han një motmot
pse dëmton pak mua sot?**

**Ke ngran gjith jetën pa nda
dhe akoma nuk je fâ*.
Unë si delja, dhia kur ja pa,
o ditzi po bëjmë shaka.**

**Me veten tuaj ke problem,
vjen me ty ngado ven,
as kërkund s'ke ku e len.
Kaq për mua fort më vlen,
ndaj s'lodhem e s'ma ndjen.
Çdo kush çka kërkon e gjen.
Do ish mirë me pas pak mend,
shaka me budall nuk ka vend.**

**2025**

***Fa' sin. = ngop.**

# FËMIJË HALLALL E PARE HARAM

**Populli bukur e ka than,**
**njeriu i ka shum xhan,**
**fëmijt hallall, paret haram.**
**Shohim politikanët tanë,**
**korrupsionin mik e kanë,**
**për evlatin luftojnë nam.**

**Na është mbush mendja top**
**se kurrë nuk kanë të ngop**
**dhe për lek vrasin kot,**
**nuk kan besë, as fe n’Zot.**

**2024**

## ILAÇI I MUNGUAR

**Zhvillimi pa imagjinat,**
**interneti fshat më fshat.**

**Mjeksia rritje të shpejt,**
**moderne i ka çdo mjet.**
**Një e metë e madhe krejt,**
**ilaç për budall nuk u gjet.**
**I pari do e kisha blejt,**
**për atë që votën shet,**
**se na vlen me pas ne shtet.**

**2024**

## ZOT E ZONJË NË ÇDO SHTËPI N'PUNË TYRE MOS U PËRZI

**Vjen mysafir në shtëpi.**
**-Unë grua makarona na zi!**
**I ardhmi: - Nuk i du zotni.**
**E njejta kërkesë përsëri.**
**-Nuk i du, mos ve kusi!**
**-Pse a i han ato pa zi?**

**Që ta ruash veten o njeri,**
**kurrë ndërhyrje pa arsy,**
**në punë t'huj mos e u përzi.**
**Mik, nuk shkohet me u ngi,**
**haj makaronat dhe pa zi,**
**se ka zot në çdo shtëpi,**
**si gatuhen zonja e di.**

**2025**

# SHPIRT LIG E PA TAKAT
# KA ÇDO LAGJE E ÇDO FSHAT

**Ma e para punë e tij,**
**për këdo flet veç nxi.**

**Veten pak me lartësu,**
**gopë tek ti t'u gërmu.**

**Si ka mbet tjetër derë,**
**lavdrohu kot, shaj të tjerë.**

**Kohë shumë harxhojnë,**
**me fjal tjerët ti lëndojnë.**

**Ti me kujdes e dëgjon,**
**budalla ai të kujton.**

**Më leht vetëm në një pyll,**
**se shoqëruar me të till.**

**Ma mirë vetëm shoqërue,**
**se me të tillë takue.**
**Plot me vrer ai ngarkue,**
**vetë zoti e ka mallkue.**

**Se inati është fort i zi,**
**vendqëndrimi n'shejtani.**

**Kush veten e mbush me inat,**
**mbet shiprt zi e pa takat.**

**2024**

## THIRRJE PRINDËRVE

**O ti prind ki mendjen sot!
Mos nis fëmij në kurbet kot!
Mos e merrni si një sport,
se s'ju ndihmon më as Zot.
E si ktheni kurre dot,
veç kur tu vijn për në mort.**

**Rinia e sheh lule at bot,
por nuk do e shijojë dot,
mbet e huaj për jet e mot,
është fakt e jo një spot.**

**Ju do mbeteni pa njeri,
s'do kemi as Shqipëri.
Nuk ndërtohet demokraci,
kur përzemë këtë rini.
Thirrni mendjes o të zi!**

**2024**

# MËRGIMTARI MBET JABANXHI
# ATJE KU LINDI DHE KU RRI

**Djal i ri plot shëndet,**
**punoj në Itali ca vjet.**
**Fitoj lira, fitoj zanat,**
**e po kthehem në konak.**
**Vrullshëm ikin vitet,**
**për martes koha avitet.**
**Po marr nusen në atdhe,**
**kemi një zakon dhe një fé.**
**Dy bashkë jetojmë atje,**
**më vonë po kthehemi ne.**
**Hajde vlla bashkë n'Tiranë,**
**Këtu kemi babë e nanë.**
**Edhe pak në n'Itali,**
**t'i vendos gjanat n'terezi.**
**Më mirë rriten këtu fëmia,**
**se tek e jona Shqipëria.**
**Pastaj na mëson jeta,**
**te plangu mbase kthehena.**


*Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

**Porse pesha po anon,**
**për nga puna e ku banon.**
**Përkushtimi për fëmi,**
**kalon çdo atdhedashuri.**
**Për ta zemër mbet Italia,**
**s'i kthejmë dot me zor te shpia.**
**Sakrific bëri pa kufi,**
**në të dy vendet jabanxhi.**
**Si ne Angli a në Itali,**
**Amerike a Gjermani,**
**Jetë njeriu ka veç nji.**
**Çka àsht jeta n'pak fjali?**
**Loz e qesh kur je fëmij,**
**rritesh, gëzohesh në rini.**
**Martohesh e bën çilimi*,**
**blen makinë edhe shpi,**
**rrit fëmijët për bukuri.**
**Krejt pa dashje vjen pleqri,**
**o vlla - çao ku vadi?**
**Genjehet njeriu i shkret,**
**nuk i bje ndërmen për vjet.**
**Nga ti biesh në këtë jet,**
**në një qafë ajo të qet.**

**2024**

*** çilimi - fëmijë**

# BABA E DJALI EMIGRANT

Në emigrim vajti te djali,
Për të fort e dogji malli.
shumë fjalë me të do bëj,
tërë mërzitjet ti kaloj.
Por i biri kohë nuk pati,
gabova tha edhe plaku,
të lutem djal kthem te pragu!
-Me mua do rrish përher!
-Jo, mor tu rritët ajo nderë!
Po nuk më ktheve në atdhe,
nga kati do hidhem përdhe!
Erdha për njerz e fjalë,
për gradaçela s'kisha mall.
Për to nuk bëhet nami,
i shoh më kollaj nga ekrani.
Hajdeni kur t'u marr malli,
shpresoj, pa më mbirë bari.

2024

# MËRGIMTARËT

**Emigrantë burrë e gru,**
**në Greqi ata kanë shku.**
**Lind e rrit fëmij me lezet,**
**kur na vjen një kriz - kjamet.**
**Iku puna dhe rehati,**
**kthehemi prap në Shqipri.**
**Në shkolla qajnë femijtë,**
**gjuhën shqipe se kem dijtë.**
**Babë e nanë po bëni krim,**
**ne duam prap në emigrim.**
**Prej fëmijve ngusht kan mbet,**
**po provojmë Italinë sivjet.**
**E ca vite aty u ikën,**
**për martesë fëmijët rriten.**
**Njëra me burr, kap Amerikën,**
**tjetri për grua merr Erikën.**
**O ç'na gjeti né me djalë,**
**merr grua si burr budallë.**
**Ku me nejt ne gru e burrë?**
**A me u kthy prap në Gurrë?**
**Mbjellim fushë mbjellim serë,**
**se Shqipëria mori vlerë.**
**Nuk kemi më as pak fuqi,**

**me argat në bujqësi.**
**A provojmë Amerikën?**
**Me urgjence prej aty ikën.**
**As tek quni kollovar!**
**Ku Erika nuk na e var.**
**As tek vajza në Amerik,**
**nuk na bëhet ne me ik.**
**Fort luftuam ditë e natë,**
**tash si peshku në të thatë.**
**S'na mbajti nana Shqipëri,**
**po na vlen Greqi a Itali?**
**E ç'ka na gjeti keq ma zi,**
**mbetëm vetëm pa fëmi.**
**Dalkadal pleqria vjen,**
**askund veten nuk e gjen.**
**Se kudo po dalim tepër,**
**pa vlerë dokument, letër.**
**Se u bëmë njerz me huqe,**
**Derë m'derë, kuqe m'kuqe*.**
**Shumë si ne mendja rrejti,**
**askush qetësi nuk gjeti.**
**Kur do biem në qetësi?**
**Vetëm Zoti mund ta di.**
**Kur t'a mbyllim me kapak,**
**ndër varreza me zambak.**
**Veç aty, çdo vrap mbaron,**
**askërkushi nuk na trazon.**

---

***kuqe serb = kullë, shtëpi.**

## STANI BOSH NË TREBESHINË

**Ka stanin në Trebeshinë,
si duhet për pleqërinë.
E harxhoi krejt rininë,
t'u shërbye për Greqinë.
Bëri mirë, a greminë?!
As ai, as kush se dinë.
Përse e shpuri dëm të rinë
e, s'punoi për Arbërinë?!
T'a kish kthyer gjeraqinë,
që Adriatiku t'ndrinë.**

**Kot po qan Shqipërinë,
politika i vu minë.
Diktatura solli zinë,
s'gëzuam demokracinë,
ngordhi buça, la këlyshzinë.**

**2024**

## INATI NË SHQIPTARI LËNDË DJEGSE PËR MBRAPSHTI

**Nga perandoria pa dale,
vetes i vumë ca fjalë.
N'burg një shqipo, një bullgarë,
kur doli shprehja e parë.**

**Të dy në një qeli,
rrihen grinden si ska më zi.
Me hequn këtë ngasë,
gardiani i ndan me dërrasë.
Me fjalë grinden, shahen,
me dorë s'ka ku përlahen.
Një ditë gërmonte në dhé,
shqiptari një gozhdë gjé.
Do t'a ngul ty te dërrasa,
o bullgar, të humbtë rraca!
O shqipo o kokë viç,
leh kot se s'ke çekiç.
Shqiptari: - Kam mëri për ty,
gozhdën do ta ngul me kry.**

**Bam - bum gozhdës me kokë,**
**copa lëkure, gjak plot.**
**Mllefi fare nuk u ul,**
**filloi gozhda me u ngúl.**
**Bullgari foli: Kokën do vë,**
**me dalë këtej nuk e lë.**

**Bota tha atypari,**
**nuk ka punë së mbari,**
**ku ka inat shqiptari,**
**as ku ka kok bullgari.**
**Ky inati fort o zi,**
**për shejtan ilaç i tij.**
**Do të ngec makinë e ngrat,**
**kur lëndë djegse ka inat.**

**Ç'ka po ngjan tani me ne?!**
**Kur nongrata bëri bé:**
**-Për inat të sime Ré,**
**shtifsha djalin tim në dhé!**
**Mëria nuk shërben vatanit,**
**është pjella e shejtanit.**

**Po kur i thua mendjes ik,**
**plas marazin si dinamit,**
**demokracinë ve në rrezik,**
**shqiptarëve shpresën u fik.**

**Ndërsa Zoti për njerzi,**
**na falë mend ka fal urti.**
**Pashi Zotin ju rini,**
**hiçni dorë nga inat i zi!**
**Duhet t'dini miqtë e mi,**
**se n'mendje të kujt rri.**

**Le të vejë në të plakut,**
**gjithë helmi i qoftlargut.**
**Shqipëria do të ndrij,**
**me ide, njerz të ri.**
**Demokraci, ligje si bota,**
**pa nevojë të shpiket rrota.**
**Hajdutët para drejtësisë,**
**plan zhvillime prej rinisë.**

**2024**

# DO ISH NDRYSHE SHQIPTARI KUR SECILI TË SHIHTE PUNËT E TIJ

**Ç'ka të duhet ty o njeri,
në punët e tjerëve me u përzi?
Kështu veten e ke nxi,
askush për ty nuk e thij.**

**Kohën tënde e harxhon,
tjetrin, pa nevojë, përgojon.
Kot ndërmerr këtë aksion,
askujt nuk i ndihmon,
veten tënde e shëmton,
thashetheme kur sajon,
shpirtin tënd e varfëron,
e tek Zoti s'ke ku shkon.**

**2024**

# ARTAN CUKUT

**Artan Cuku pika e djalit,
bir i Lurës lule allit.
Lufton krimin për atdhe,
e jep jetën si me lé.
Demokracinë por si Fé,
besën e zotit për kët dhé.
Nuk njeh kthim e as ndal
dhe kur krimi bëhet mal.
Ku e thirri puna e detyra,
porsi yll i ndriti ftyra.
Me krim kurrë kompromis,
nderoi Dibër, Lurë fis.
Kush jep jetën për dinjitet,
dhe pse shkon në ahiret,
len me dhimbje njerzit e vet,
emri tij lartësohet për jet.**

**Se do vdesi kush ka lé,
lumi ti dëshmor për atdhe.**

**2024**

# SHËRBIM SHOQËROR

**Kur flitet për politikën,**
**nuk jam trim, por se njoh frikën.**
**Se kur përballesh me t’ligën,**
**fiton ai që nuk i ikën.**

**Politika është shërbim,**
**kurrë mjet për frikësim.**
**Veç popullin me tërbim,**
**ajo shërben për nënshtrim.**
**N’gjithë botën mjet qeverim,**
**cilsi jete n’përmirësim.**

**2025**

## VOTA PER DEPUTET

Çurçilli dikur ka pas than:
-Pushteti t'marrin e kthen tiran,
pra, kujdesi duhet i qân,
t'zgjedhim burra me dije nam.

Po votuam përher hajvan,
më keq do jemi të tan,
kurriz tonë plagë do ta ban,
askush nuk na e gjen derman.

Vetëm zgjedhja e lire
do t'a zhduk errësirë.
Nuk është kaq vështirë
sjellë demokraci t'dlirë.

Votimi lirë e vërtet,
delegon të drejtin pushtet.
Vota e vjedh - vetëm kjamet,
plot flori për ata n'pushtet,
vuatje shum mbarë milet.

**2024**

## SHQIPËRI PA DEMOKRACI

**Demokraci s'kem akoma,**
**dol makin me dy timona,**
**rrugë pa rrug, ra dhe goma,**
**popull lodhmin e çoi n'koma.**
**Na shkretoi komunist vroma**
**se për t'that u dogj e njoma,**
**shpresë në Zot do ta dona.**

**Nga rini Amerik, Evropa,**
**politikan që mbajtëm hopa,**
**urgjent në septike gropa,**
**drejtsi si n'perendim bota.**

**2024**

# DINJITETI

**Shqipëria ka dinjitet,
kur ngre të vetin shtet,
pushtet të ndarë gjith lezet.
Jo kur qen sharri leh si lanet,
pa nda në ekrane bërtet,
ven mina për interes t'vet,
as kur hajni mëton për mbret.**

**Drejtësi për çdo person,
demokraci sa s'asht von.**

**Ai që pa nda kërkon
pushtet të ketë gjithmon,
Zoti e ligji do ta dënon,
popull i dhunu do shpëton.**

**2024**

## GOJË FARMAKĒT

**Politikan qē marrin hak,
shtetit i hyjn me dajak.
Kushdo anatemon pa shkak,
me djallin po bëhet ortak.**

**Ata që drejtësi kërkojnë,
njēsoj për t'gjithe mëtojnē.
Demokraci bukur ndërtojnë,
njerëzisë i ndihmojnē,
veten e përjetësojnë.**

**2025**

# DELET KOT QAFË ZGJASIN
# S'DIN GJË VEÇ DUARTROKASIN

**Desh këmbore kok përplasin,**
**betonit brire po kërcasin,**
**delet duan veten ta vrasin.**
**Pas liderrave që bërtasin,**
**ato po duartrokasin.**
**Përkul u heqin dhe qylafin,**
**thirrje ateiste çajn gurmazin,**
**jetën hajnave po ju zgjasin.**
**Vetes kryet me spang po masin,**
**të ardhmen kështu po vrasin,**
**demokratve shpirt u plasin,**
**duan tu çajn gojë kur flasin.**

**Kot lodhen disa zotni,**
**dhenve t'u sjellin drejtësi.**
**Bar të hanë kan aftësi,**
**e veç nështrimi fort ju vyj,**
**e quajn hajnin si hyrij.**

**2024**

# DEMOKRACIA NRIÇON DIKTATURA DHUNON

**Shap nga sheqer populli jon,**
**që t'i ndajë përgjithmon,**
**demokraci nga diktat ndryshon,**
**pushtet për shërbim nderon.**
**Jo nga frika se të dhunon,**
**as se për fjal goje dënon,**
**qeveria publikun dëgjon.**
**Themeli i saj bukur qëndron,**
**kur populli i lire voton.**
**Njësoj me vot pushtet rrëzon,**
**jo kur çdo mandat e forcon.**
**Se atëher samarin shtërngon,**
**demokracinë e minon,**
**vuajte vetes shum i shton,**
**lirinë kot e ëndëron.**

**2024**

## NË DITËT E SOTME

**Po ndodhin shumë hajni,**
**në vendin ton Shqipëri.**
**Çka më e madhja çudi**
**se e kan dhe për krenari,**
**bracave* po ju ngrenë dolli,**
**këngë me iso e melodi,**
**papushim thurin për kët dreqni.**

**E pastaj presim demokraci?**

**2024**

---

***sinonim brac = hajdut, vjedhes.**

# DEMOKRACINË E MERITON KUSH FORT PËR TË LUFTON

**Franca për mbret ngre panteon,**
**për punë t'mira teper e nderon.**
**Qaf ju pret kur bën korrupsion,**
**kriminela n'gijotin i qon.**
**Për çmim nafte bën revolucion,**
**kështu lirinë e meriton,**
**se me luftë atë e mbron.**

**A di kush të na thon,**
**ç'ka bën ky populli jon?!**

**Nëpërkëmbje kot po duron,**
**shtyp nga politik qafën zgjaton,**
**a kemi gjak në deje mor amon!**

**Demokracinë e ruan,**
**Veç kush gisht tregues luan.**

**2024**

## KORRUPSIONI POLITIK

**Në mbajtje pushteti ka teknik,**
**abuzon me çdo send publik,**
**transparencën ka armik,**
**autoritar derën ta fik.**

**Institucionet i dobson**
**me Televiza fort mashtron,**
**gazetarët i sulmon,**
**egoizmin e zmadhon,**
**të zezën fut e zbardhon.**
**Opozitën e anatemon,**
**me ofshoret bashkëpunon,**
**kriminelat fort afron,**
**empatia i mungon,**
**populizëm t'rrejshëm sajon.**

**2025**

 *Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

## DREJTËSIA DHE KUTIA

**Që ti avitemi demokracisë,**
**politikën e hajnisë**
**t'a shpiem para drejtësisë,**
**t'a ketë frik votën e kutisë,**
**afrohemi Evropës jo Azisë.**
**Fati ynë kështu do ndrisë,**
**ndryshe do na mbysë,**
**do ngjajmë fort Rusisë,**
**vuajtje shum njerzisë.**

**2025**

## FAJTOR TË BËNTE SEKRETARI, N'DEMOKRACI VENDOS GJYQTARI

**Veç n'diktaturë caktohet
nga sekretari sajohet,
se kush duhet të hetohet,
njësoj se cili mund mbrohet.
N'demokraci ndodh vonohet,
por gjykimi po afrohet,
keqbërësi frikësohet,
normal "bufi" turbullohet.
Politikani kur arrestohet,
për t'drejta njeriu ankohet.
Krimineli çdoher shfajsohet,
thot jam engjull kur dënohet.**

**2025**

 *Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

## KOMUNIZMI SI FAT I ZI
## RA MBAS LUFTE PËR SHQIPËRI

**Të mëdhenjt kundër Nazizmit,
si dhan vler ides Marksizmit.
Hynë me të n'koalicion,
luftën e dytë ta kalojn.
E vogla jona Shqipëri,
n'biseda nuk ju hy në sy.
Jasht vëmendjes Perëndimit,
pre e lehtë e Leninizmit.
Dhe kur ra Moska, Berlini,
demokraci te ne s'mbrrini.
Socializmi kur ngordhi,
litarin e la jasht vorri.
Sa ish gjallë jetë mori,
kur ish n'këmb na shkretoi,
edhe i coft na ngatërroi.
Era kalbe qelbi hunët,
lirisë ja prishi punët.
Pushtet një klasë mbeti,
viktimë gjithë mileti.**

**Se nga etja për pushtet,**
**shesin edhe prindin e vet.**
**Medemek dun Amerikën,**
**t'u pas për pushtet frikën.**
**Thellë në zemër kta shpirtzi,**
**kanë veç serbë e Rusi.**
**Tetëdhjet vjet këto sllavët,**
**me nëndhe na prenë shkallët.**
**Kacavar kombi mbeti,**
**që prej ndarjes nga dovleti.**

**2024**

# LUFTA PARË, DYTË BOTRORE MOS ZOT E TRETA BËRTHAMORE

**Im at luftën e dytë kaloi,
si m'poshtë ai e përshkroi.
Kur atdheu atë thirri,
të luftohet pushtues katili.
Njërhersh tha gati jam,
si t'parët luftë për vatan.
Kush armik shkel tokën,
o t'ja bëjmë, o na bën gropën.
Se lufta jonë për liri,
është nder për çdo njeri.
Dikujt për vuajtje i shkon,
dikush tjetër lirinë gëzon.
Shumë her na ra pjes,
nga një luftë në çdo brez.
E lus Zotin në këtë jetë:
-Luftë për ju të mos ketë!
Bota dy her radhas gaboi
dhe tepër rëndë e pësoi.
Miliona njerz mbet pa varr,
gjysma botës në ferr të gjall.**

**E krejt lindja në monizëm**
**e pagoi me komunizëm.**
**Dhunë, vrasje, vdekje për buk,**
**kush hap gojë bie në burg.**
**Pa pronë, pa dinë, iman,**
**grabit tokë e marrë vatan.**
**Prish kish, prish xhami**
**me ndërtue një njeri t'Ri.**
**Të mos punojë mendja e tij,**
**skllevër t'gjithë veç një zotni.**
**Enver, Tito a Stalin i Zi**
**emri tij ka pak rëndësi,**
**mbuloi ferri kët njerzi.**
**Perendimi fitoi nder,**
**mbrojti demokracinë vler.**
**Një virus i vetëm kuror,**
**botës rrotull i bëri zbor.**
**Larg qoftë luftë bërthamore,**
**Toka hî do ketë si kore.**
**Vallë a do lej njerzia,**
**t'a shkatërrojë çmendia?!**
**Lusim zotin për t'madh tij:**
**-Të na ruaj nga noj marrzi!**
**Tërë njërzimit i urojm:**
**-Demokraci të përqafojm!**

**2024**

## KADARE MILITANT

**Keni parë ju poezi,
t'u i këndu mëmës Parti.
Idhjutari Baba Stalinit,
lëpirje qenit kufinit.
Këta një gjë bënin mirë,
vrisnin njerz për fjalë t'lirë.
Gjergj Fishtës në Dri çdo eshtër,
kshu desh Serbi, buç e vjetër.
Sa kohë shkërmoqen male,
s'ka atdhe ku ngrihen hale.
Fundin prek kur hasmin bën mik,
edhe miqve u thu ik.
Ja ç'bëjnë bijt e marksizmit,
ja kalojnë çdo sofizmit.**

**2024**

## TRANZICIONI NË SHQIPTARI SHUMË GJAT SI TOLLOVI

**Demokraci e liri fisi,
popull dal prej mexhelisi.
Shqiptar me simbol plisi,
demokrat vjen komunisti.
Atdhetar duket i pisti,
politikan bëhet artisti.**

**Tranzicion tip tarzani,
pasanik bëhet trullani*,
gomari vishet Armani,
mend jep hajvani,
imam bëhet shejtani.**

**Nderohet fort hajnia,
moral bën Lavire TiVia.**

---

***trullan dialekt = budalla.**

**Shqipëri – Arrnautistan,**
**e kullosin ca hajvan.**
**Ka thanë populli shkretë**
**se Katunin e verbtë,**
**e hanë gomart e shqeptë.**
**Deri kur kështu amani,**
**për demokraci t’na plas xhani?!**
**Do Zoti e kemi kismet,**
**vjen demokraci e vërtet.**

**2024**

# NË KUFIRIN FRIKË - SHPRESIM ZGJIDHJA KA EMËRIN GUXIM

**Ne provuam socializëm,
frikë nga kthimi në monizëm.
Trimni është të veprosh,
të kesh besim se do fitosh.
Ndërmjet frikës edhe dritës,
është guximi fjala e ditës.
Hajnit plasja në surrat,
njësoj politikanit plak.
Të dy janë të trembur,
tigër duken, por janë lepur.
Për hanji shumë të etur
po u hapim çdo letër.
Do habiteni o të uruar
se kujt i keni besuar.
Çdo pësim na jep mësim
prandaj duhet tepër guxim.
Drejt perëndimit plot durim,
kurrë mbrapa jo kthim.**

**2024**

## LUTJE ZOTIT E DREJTËSISË

**Populli ynë ra në qark,**
**nga politikan fort idhnak,**
**që luftojnë fare pa takt**
**dhe mendojnë veç për bark,**
**Shqipëria mbyt në batak.**
**Zoti madh merr për né hak!**
**Drejtësia ti kap në lak,**
**të shpëtojmë për merak.**

**2024**

## SHQIPËRIA E SHQIPTAREVE

**Shqipëria e shqiptarëve,**
**deri sot pron e zagarëve.**
**Vetë zoti na ka bekue,**
**nga politika masakrue,**
**në tre dekada mashtrue**
**e fort samarin kemi durue.**
**Dy pika uji janë Partit,**
**pa ndryshue asnjë ditë.**
**Fishta, Konica e kan dijt,**
**sallahanat lart kem ngjit.**
**Kur do vij e bardha ditë,**
**ku rinia t'na qes n'dritë?!**
**Ku ta gjejmë ne pak besë?**
**Veç te i madh Zot Shpresë.**

**2023**

# SHUMICA APO PAKICA
# S' BËN PUNË TUFA POR ELITA

**Flamur roz-kuq a blu-jtët,**
**me qiri gjejnë hajdutët.**
**Hajduti është faqezi,**
**vjedh babë e nanën e tij.**
**Hajn për pleq e brac për fëmijë**
**nuk mendon për Shqipëri.**
**Prej tyre si me shpëtue,**
**kur mbas tyre jem tu shkue?!**
**Nga këta duhet me u nda,**
**ndryshe mbetëm fukara.**
**Pakica e pastër fare,**
**si alltan* prerë në pare.**

---

***sinonim alltan = florin**

**Ky florini është i tillë**
**se ka pak në natyrë.**
**Ideatorët dhe elitat,**
**t'i ndezin të gjitha dritat.**
**Ndahemi një her e mirë,**
**nga bracnia*- errësirë.**
**Në çdo vend ka përparim**
**vetëm kur elita prin.**

**2024**

---

***sinonim brac = hajdut, vjedhes.**

# DY PODKASTE

**Të dy kanë shumë emër,
për korrupta mendje femër.
Të dy shpirtin mu në themër,
diktator janë me zemër.
Dy korrupta për interesa,
dynjanë në ngatrresa.
Kur do vjen e bardha ditë,
para togave me i qit?!
Vërtetohen gjith hajnitë,
e tu merren krejta dhitë,
se Dragoi Amerikë,
po ve gisht në këtë pikë.
Shqiptarët e kanë shpresë,
urojmë, kurrë mos vdesë.**

**2023**

## VAPË E MADHE

**Shumë dëme vijn nga vapa,
kundra- raport qet nongrata.
Rrugë shpëtim veç shamata,
kot mbahet Grand Bretanja.
Tre “perandori” të “ kota”,
i “mashtroi” ambasadorka.
Jerm bota e perendimi,
te ne çdo gjë din Lenini.
Kush nuk shkon qorr mbas tij,
del tradhëtar me fëmijë.
Hajde hajde mor jallane
shqiptarët lëmsh i bane.**

**2023**

## NDARJA VERI - JUG

**Politikë tepër fyese
me forma aq sofiste
nga ide marksiste,
metoda Makiaveliste,
kjo fryma leniniste.
Politikë anti kombëtare,
shfaqja revolucionare.
Politikë pa aspak nder,
ne beso, ju shpirta merr.
Politikë e pa Krisht,
për turp e bame me gisht.
Politikë pa Muhamet,
nuk meriton hiç rahmet,
të gjith bam për ibret,
po na sjell veç kjamet.
Me frymëzim serbo – sllav
që prodhon modernin skllav.
Ideologji anti robit,
ide e armikut kombit.**

**Lufte klase e tipit ri,**
**pasues i diktatorit zi.**
**Nga kopilat e Enverit,**
**prodhim arash t'brigadierit,**
**larg prej vyrtytit e nderit,**
**janë përfituesit prej sherrit.**
**Nuk ka për të pas dritë**
**sa her luftë kan me nxit.**
**Ikur nga sherri e ndasia,**
**dorëhequr nga marrëzia.**
**Larg nga lufta kundër vllaut**
**për ti ba qejfin shkaut.**
**Vetëm paqeja e urtia,**
**janë vityt nga perendia.**
**E prej tyre tek njerzia**
**do vijë begati e mirsia.**

**2023**

## PRESIDENTI USHTARAK

***(Kur kritikon Britaninë se nuk po sillet mirë me emigrantët)***

**Kundërpesha e kandarit,**
**President mendja ushtarit.**
**Vjen e jep mend Britanisë,**
**shtetit të parë t'njerzisë.**
**I del zot idiotsisë,**
**fiton titull marrëzisë.**

**2023**

# POLITIKËS SË VJETER

**Qaj ngadalë e me lot,
ma zi nesër se sa sot.
Të minosh demokracinë,
ke helmuar krejt njerzinë.
Kush mendon se korrupsioni,
mund t'mbrohet nga revolucioni.
E ka mendjen prej lastiku,
s'ke derman o lum miku.
Beju gati dyerve të burgut,
Shqipëria shpëton prej vulgut.
Vend i bukur Shqiperia
e bekuar nga perendia.
E mbeshtetur nga Amerika,
korrupsionin e kapi frika.
Se mbas dallgës dite e re
do shpërndajë gjith kto Ré.
Me kohë, ka thanë dibrani:
-Ma mirë syri se sa nami.
Vetëm para drejtësisë,
fiton liria ndaj hajnisë.**

**Vetëm Zoti s'lëviz nga vendi,**
**Krejt të tjerve u vjen rendi.**
**Çdo tiran, i parë a mbret,**
**mbaro radhë, gropa e pret.**
**Kështu ka qenë përjet,**
**politikan a çdo milet.**

**2024**

## SPAK- BJERI KRIMIT

**Deri kur ka me na mbet,
në Shqipëri krimi mbret?!
Krim politikë e hajni,
një litar me tre fijë.
Hall i madh për Shqipëri,
s'ka më keq e as më zi.
Po vrave për Partinë
do mbetesh heroinë.
Po vrave për bracni,
në burg nuk ke pse hy.
Po vodhe një gjel,
nga burgu me zor del.
Po vrave për politikë
nga vendi s'ke pse ik.
Po vodhe ndonjë votë,
mos hik më në botë.**

 ***Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë***

**Nderuar nuk je me punë,**
**zotri burr po, me dhunë.**
**Zoti fali këtë vend të ndritur,**
**kurrë për politikan t'uritur.**
**Kosa mbi to le të bjerë,**
**shpëton shqiptari i mjerë.**

**2024**

## DY QAFIRA SHQIPËRIA

**Të dy na morën n'qafë,
një shrtembo, një i gjatë.
Shqipëria plot viktima,
demokraci falco me mina.
Farefisin e fëmijë,
mbush me pare e pasuni.
Prej nga Jugu në Veri,
shqipot lan në varfëri.
Njësoj marrin që të dy,
vetëm hajna në qeveri.
Që të dy nana e krimit,
ustallarë të mashtrimit.
Televiza e gazeta,
rrena shum o tunjatjeta!
Kur do vijë kjo e drejta,
t'mos u vlejë më kuleta?!
Se i rren mendja e mbretit,
por Zoti ja ka lanë vetit.**

**2024**

## O SPAK TRIMËROHU DHE PAK

**O ti spak i lumi spak,**
**për ditë po na merr hak**
**se hajdutve cak për cak,**
**po ju ven nga një kapak.**

**Tërë bracat rend e rend,**
**merr e çoi në një vend.**
**Që dikur ma heret,**
**quhej shtat penxheret.**
**Hiç pa dame a një m.t**
**se në krye një hajdut.**
**Radha e gjatë të fundojë,**
**kur i gjati aty të shkojë.**
**Edhe deleve ju del frika**
**kur mbështet Amerika.**

**Si në shumë demokraci,**
**siç ngjau në Kroaci.**
**Ditë të bardha për Shqipëri,**
**do na vijnë me siguri.**
**Kur t'vendoset drejtësi,**
**do gjej paqe kjo njerzi.**
**S'ka nevojë të shpiket rrota,**
**bëjeni si e gjith bota.**
**Si dobëti dhe i forti,**
**t'i dënojë ligji e zoti.**

**2024**

# T'I RUAJMË KËTO SY DUAN TË NA HEDHIN HI

**Hyjnë në SPAK të qeshur,**
**për drejtësi kta të "etur".**
**"Kolegët"për të mbështetur,**
**dalin si të përveshur.**
**Pas jave armët kan ngjeshur,**
**drejtësinë me përsheshur.**

**Keni flakë si kashta,**
**u zëntë e popullit haka!**
**U vraft buka e nafaka!**
**T'u konfiskofet pasa,**
**ju kokë tabularasa,**
**vleni më pak se glasa.**
**Të rris bimë ajo ka gjasa,**
**koka juaj veç për dërrasa.**

**2025**

## TRE DEKADA SHQIPTARI

**Politika në shqiptari,
popullit jetën po i nxi.
Në Kosove e Shqipëri,
vemë n'krye derra të Zi.
Sa në hall veten kemi shti,
benzin në dorë, prush në gji.
Për pushtet vetëm trazi,
kurr njëmend aspak liri.
Demokrat u bë spiuni,
me pushtet u vesh majmuni.
Komunisti ma i zi,
bërtet n'za për demokraci.
Pasanik bëhet kapterri,
e i zgjuar del kokderri.
Ai më forti i katunit,
nderohet kot prej hunit.
Nuk të hyn në punë shkolla,
ngjitet lart kush jep të holla.
Po ke mend prej karari,
të ve në lojë ai më zagari.
Po nise me ngrit zanin,
T'a kujtojnë Enver shejtanin.**

**Rrugën për tek Europa,
na e bënë mal me gropa.
A po ndigjoni trima,
Shqipëria shoshë me vrima,
qeveri plot me krimba.
Prej placentës nanë Parti,
katër katrana krejt të zi.
kryeministra për hajni,
gjak e djers tu na i pi.
Qysh se Shkau i Zi
e krijoi mëmën Parti,
më at nëntor 41,
vjen teposhtja për Shqipëri.
Se dhe viti 91,
solli në maje djemt e tij.
Ç'ka me prit prej birit t'dreqit,
i bën temena ma të keqit.
Pasanik ai idioti,
pushtetar ai i poshtri.
Më i drejti mendje gjani,
nuk gjen vend te ekrani.
Propogandë e mashtrime,
bëjnë t'drejtin copa - thërrime.
Le ta di gjith popull mbarë,
pjella e dreqit jo për shqiptar.
Edhe pse koh e vështirë,
Zoti do, ka një plan të mirë.**

**2024**

## HISTORI ME PËRÇUDNI

**Luftë bëmë fitum liri,**
**dëshmor afër tridhjet mij.**
**Armikut i vramë veç një mij,**
**po luftën e fituam përsëri!!**

**Datë çlirim njëjtë me serbi,**
**vëllavrajse ndër shqiptari.**
**Dhunë pafund për proletari,**
**kësaj i vumë emrin liri.**

**Kur Italia tokat liroi,**
**Serbi me llum shqiptar punoi.**
**Luftën e dytë shfrytëzoi,**
**Kosovën përsëri nënshtroi.**
**Iliridën e masakroi,**
**diktat proletar kudo sundoi.**

**Festë bëmë orën e pushtimit**
**e quajtëm dita e çlirimit.**

**Pushtet absolut prej nënshtrimit,**
**sipas çmendis baba Stalinit.**

**S'u kthjellëm as me demokracin,**
**nuk kuptuam kurrë lirin.**
**S'e korrigjuam historin,**
**fort ushqyem pështjelli marrzin.**

**2024**

## KËLYSHËT E DIKTATURËS

Kur shihen në pasqyra,
veten e marrin për tigra.
Fryrë vjedhje ngjajn si mamuth,
para drejtësisë sillen si skuth.
Vrasin t'gjithë fshehur natën,
duan t'a mposhtin gjykatën.
Bashkpunojnë hapur ditën,
t'a sfidojnë amerikën.
Mendja rren ket soj pislliku,
sot vertet po na vyn miku.

2024

# PUNA PËR DEMOKRACI KEMI NGEC PA DREJTËSI

**Si i madh, si i vogël,**
**hajdut kokërr për kokërr.**
**Me i miri vjellt gjak,**
**Zoti madh merrna hak.**
**Se pushteti absolut,**
**demokracinë e zhduk.**
**Gjysëm shekull diktature,**
**e provuam ne dikur.**
**Kur krijuam njeriun e ri,**
**ngjau me qen, ngjau me ari.**
**Nga anija trembëm Italin,**
**kur zbarkuam si egërsin.**
**Tash që ikim një nga nji,**
**kënaqet shteti me hajni.**
**Nuk ka dert për shqiptari,**
**marrim hua në Azi.**

**Skllav modern ne na duhen,**
**vetëm punën e jo gjuhën.**
**Shqipot e rinj le t'shkojnë,**
**Europës i takojnë,**
**zezakët do i zëvëndsojn.**
**Njerëz pa fjal, pa ankesa,**
**janë mulate e të zeza.**
**Demokracinë e kemi pronë**
**vetëm për pushtetin tonë.**
**Shqiptarët që flasin,**
**n'derë të botës përplasim.**
**Se na duhen vetëm qorra,**
**pa sy për vjedhjet tona.**
**Shekspiri dikur ka shkruar:**
**"T'çmendurit i prijnë t'qorruar."**

**2024**

## POLITIKA HIPOKRIZI
## MILITANTËT NËN MARRZI

**Politika ndan florin,**
**militantët varfërin.**

**Shefat ndajn kulla male,**
**militantët ndajnë halle.**

**Të parët ndajnë dollarët,**
**të marrët forcojn samarët.**

**Sa her duan i motivojnë,**
**njeri- tjetrin t'a sulmojnë.**

**Në seancë shembull japin**
**veç për delet dhe për cjapin.**

**Vlla siamez mbas dere,**
**ndjesë për fyrjet kësaj here.**

**Jam në borxh e hy në hak,**
**herës tjetër shajm pa merak.**

**Të kisha e të kam mik,**
**sharjet i kemi për publik.**

**Njerzit nuk duhet dijnë**
**se kemi një origjinë.**

**Kur Ramizi me një shkop,**
**ndau m.tin, në dy cop.**

**Kullat qiell po zaptojnë,**
**militantët nuk pushojnë.**

**Mjaft luftuat o të mjerë!**
**Kullat jan duke ju vjedhë.**

**Korrupta kulla për ditë,
disa për liderrat mërzit.**

**Njëri ngrefet si gjeldeti,
tjetri po merr hije mbreti.**

**Që të dy bien në ujdi,
t'a zhvatin këtë Shqipëri.**

**Njëri pushtet gjithmonë,
tjetri opozitën pronë.**

**Militant o të mjerë!
Mjaft luftuat për të tjerë,
vrapuat derë më derë,
mbetët krenar, por të dhjerë.**

**2024**

# PËRFAQËSIMI POLITIK PO KTHEHET NË RREZIK

**Politik që mendon me bark,**
**s’njeh Çamëri as Sanxhak.**
**Ka kriminelat ortak,**
**me hajdut në një çanak.**

**Nuk e bëjnë asnjë hap,**
**me bashkue kombin prap.**
**Me luftue për Shqiperi Etnike,**
**jo për të vetat çifliqe.**
**Kush nuk bën bashkim kombëtar,**
**shërben rusit e serbit mbar.**

**Përfaqësimi politik,**
**po na sjell veç rrezik,**
**e shohin kombin si armik.**
**T’i ndryshojmë s’kemi ku me ik,**
**kemi ndihmë dhe Amerik.**

**2024**

# ZOR TË BËHET NJË SHQIPËRI KUR DY SHQIPTAR KAN TRE PARTI

**Dy Shqipëri me dy akademi,
ide për kombin asnji.
Asnjë ide atdhetarie,
veç papagaj ide serbie.
Shyqyr kemi dy qeveri,
një n'Kosovë një n'Shqipëri.
Kemi dy çerek qeveri,
në Maqedoni e Mal t'Zi.
Hiç politikë për shqiptari,
gjithë të turrun për hajni.**

**Pesë milon shqiptari,
prodhojmë shumë mercenari,
shkencëtar për be asnji.**

**Politikanët ca manjak,
fetarët në luftë pa takt.**

**Hajdutët në çdo vak,**
**menduan vetëm me bark,**
**shqiptaria mbeti n'batak.**

**Përse vallë kjo toka jon,**
**banane, politik s'prodhon?!**

**Fishta e pati gjet vërtet**
**se zgjodhëm shkarpat jo ment.**

**Kur do vijë një dritë e re,**
**burra kombi t'lindin ndër ne?!**
**Ata që flijohen për atdhe,**
**t'a bëjnë vdekjen si me lé.**

**2024**

# NUK KEMI TJETËR DERË

**Ndërroi sistem, jo pushteti,
s'edh demokraci por kjameti.
Liria nuk na mjaftoi,
demokracia pa lind dështoi.
Vetëm komunisti drejtoi,
çdo burim e shteroi,
më shumë spiuni fitoi.
Njerëzia mbarë votoi,
kurrë pushtetarët s'i ndërroi.**

**Të njëjtat fytyra sundojn,
shqiptarinë ta shkatërrojn.
Për Beogradin frymojn,
popullin me TV mashtrojn.
Pasuri sheikësh zotërojn,
pse kaq rëndë na poshtërojn?!**

**Rinisë i kallën datën*,
me humbje nxjerin naftën,
ajo dikur çante bllokadën.**

**Kromin po ç'vlersojnë,**
**ishujt për lesh i çojnë,**
**portet po i tjetërsojnë,**
**aeroporte kot shtojnë,**
**importet i zotërojnë.**
**Fshatarët shantazhojnë,**
**pencionistët masakrojnë,**
**kulla pafund ndërtojnë,**
**tunele për oligark shpojnë,**
**plehëra po importojnë.**
**Rininë anatemojnë,**
**vendin n'greminë e çojnë.**

**Mos çuditeni njerëzi,**
**nuk ngopet me poshtërsi,**
**ai që lindi dilengji,**
**Pushtetari më i zi,**
**nuk u bë tjetër njeri,**
**veçse ndërro kostumin e tij,**
**ç'lind nga ujku është egërsi.**

**Kështu u minu demokraci,
na ban Enverin me kthy,
ja ky eshtë sofizmi i Zi.**

**Ftillohuni njerëz me nder,
për demokraci duhet vrer,
o si Perëndimi vlerë,
o mbetëm për jet të mjerë.**

## SHQIPTARINË NDA ME TRARË
## PA LIND DEMOKRACINË VRARË

**Kush vé tra ndër shqiptari,**
**ka interes veç oligarki,**
**ngjason fort me serb t'zi,**
**ndoshta asht pjell e tij.**

**Kush i thotë vetes njeri,**
**ndër shqiptar vendos liri,**
**porsi e bardha mirësi,**
**është me rob dhe ligësi.**

**Kush shqipo zemër ka sërbi,**
**meriton plot neveri,**
**nuk shpërblehet me qeveri,**
**si ndodh n'të voglën Shqipëri.**

**2024**

# NË POPULLIN KREJT QORRA QEVERISIN VETËM HORRA

**Thonë katundin e verbët,**
**kullosin gomart e shqeptë.**
**Kali topall e çalaman,**
**gjith katundin shkel e han.**

**Nëse njerzit janë qorra,**
**hedhin valle plot horra,**
**qeveris mafje e kamorra*.**
**I mbajtëm për doktorra,**
**dolën me lara e t'kuq morra,**
**të shpresojmë se u vdiq ora.**

**2024**

---

***kamorra = organizatë kriminale Itali.**

# VIJË VJEDHJA ME HARBIM POLITIKA KA BËRË KRIM

**Në politik shum fytyra,
ngjajn me dreq nga natyra,
nuk udhëhiqen nga detyra,
përdit veç punë të ndyra.
Imponim me njëqin mënyra,
tre dekada shum të fryra,
vetëm vodhën kto lëtyra.**

**Drejtësia në veprim,
t'i dënojë me burgim,
gjith pasuritë konfiskim.
Për politikan çdo mëtim,
vath në vesh si mësim.
Ajo vlen si publik shërbim,
jo për vjedhje me harbim,
demokraci është shpëtim.**

**2025**

 *Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

# LUFTA NUK FITOHET KOLLAJ

**Bejteja s'fitohet t'u ik,**
**thirri mendjes ore mik,**
**se kështu shpresën na e fik.**
**Ke përball krim e politik,**
**plot mbështetje nga amerik.**
**Idealistët nuk kan frik,**
**i ke në krah s'duan me ik.**

**Korrupsionit me i dhan hak,**
**avashi jot po na plas n'bark,**
**shpejtoi hapat edhe pak,**
**tranzicionit t'i vem kapak.**

**Luli dhe SPAK jo çuditshëm,**
**por sulm ballas e fuqishëm!**

**2024**

## MOMENT NDRYSHIMI

**Derrat made in Ramiz Ali,
e minuan demokraci.
Mbytën me partitokraci,
bënë male me pasuri,
ngritën sistem me hajni.**

**Nga gjykata për to dënimi,
me sopatë dhe konfiskimi,
votë direkt, vjen shërbimi,
demokraci si Perëndimi.**

**2025**

# PUSHTET PËR GJITHNJI VEÇ MARKSISTI I ZI

S'shuhet partia për një njeri,
i madh sa Korabi qoft ai.
Jo më për një ditë zi,
a një komunist i përbi,
që e ktheu në sekt të tij.

Ndaj thirrni mendjes o njerëzi!
S'mund të bjerë në skllavëri,
gjysma e vendit Shqipëri,
veç të shpëtoj fëmijt e tij,
e të garantoj pasuri,
dhe pushtetin për gjithnji,
mu si Enveri, idhull i tij,
pak më keq, me trashgimëni.

2024

# NJË BATON QË MASHTRON PËR PRITJE NË WASHINGTON

**More i marri Baton,**
**kë mendon se po mashtron,**
**ty të pritkan në Washington,**
**pasi je me fe për Mormon.**
**A se n'Spital amarikon,**
**lek të pista po pastron,**
**qeveri drogës i ndihmon.**

**Ne e dimë se je komunist,**
**larg qoftë, spiun i fëlliçt,**
**varur nga ndonjë serbo - viç.**

**2024**

# POPULLI YNË S'KA FARE GALE MBAN QEVERI PLOT SKANDALE

**Ligj paçavure me porosi,**
**popullit zhvati pasuri,**
**fill prej kromi e ar të zi.**
**Në import e në tregti,**
**në fonde për bujqësi,**
**vidh në bregdet e malsi.**
**Duart në xhep për çdo njeri,**
**borgje pafund për të ri.**

**Kur krye shteti ven një hale,**
**do kesh një milon skandale.**

**Dhe brezi hala pa ardhë,**
**me kredi është zgërdallë.**

**Na bënë jetën sterrë**
**rininë mbushën dinga vrerë.**

**2024**

## MËMA PARTI, POLLI DEMOKRACI

**Klloçk komuniste mëma Parti,**
**me president Ramiz Ali,**
**prodhoi zogj për demokraci,**
**nja pes a gjashtë Parti.**

**Kryetarët zgjedhur prej tij,**
**mu si kopje fut të zi,**
**u servirën për Shqipëri,**
**si u ngritën kush se di.**

**Tridhjet vjet hajdutokraci,**
**syresh s'u largua asnjeri,**
**prodhuan komunizëm të ri,**
**sollën tre dekada tollovi.**



***Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë***

**Nja katërqind komunista,**
**u gdhinë kapitalista.**
**Fry barkun si buallica,**
**thon jemi evropianista.**

**Si me prit ne demokraci?!**
**Nga pjella e Enverit Zi,**
**pa përcjellë për në Dri,**
**këtë lloj rrace me mac e mi.**

**2024**

# PUNËT TONA PËR NISHAN

**Përse punët për nishan,
krye shkence një politikan?
Krye mysliman jo zaman,
krye prift grek jo alban.
Krye financ vjen nga hapcan,
krye qeveri narkoman.
Ministër mjedis piroman,
kry bashkia vjedhje ban.**

**Po çka bëjm kështu mor aman?!
Nuk e bëmë një gjë taman.**

**2024**

# KUR JEVGU BËHET MBRET VENDI BËHET SI SHPIA E VET

*(Kryeminstri nga selia e OKB deklaron formim të shtetit bektashi,)*

**Kur bëhet jevgu mbret,**
**tërë shtetin ai e shkret,**
**se ngjan me zanat t'vet,**
**plot pisllik si shpia e t'et.**

**Një herë u ba gjeneral,**
**rrethin e lodrës vuni më ball.**
**Prandaj copton shtetin unitar,**
**duke ditur se del tradhtar,**
**por shërben serbit ashiqar.**

**Çubrelloviçi ka thën fjalë:**
**-Që ta thyejm kombin shqiptar,**
**shum t'bëjm përçarje me fetar.**

**A ka kund shqiptar ndër male,**
**Këtë jevxhit t'a hudhë në hale!**

**2024**

# POLITIKA NE SHQIPERI

Polikanët jan përzi,
mbushun dingas me hajni,
me krimin kan miqësi,
jan pronarë në bujqësi.

Importet i kanë gjini,
fort nga plehërat janë nxi.
Televizion kane përbi,
plot me rrena t'u na ngi.

Nuk kan gajle për njerzi,
as per pleq as për fëmij,
as për vajza e djem të ri,
veç e duan pështjelli.

Qëllimi tyre është vetëm nji,
t'a ruajnë kët terezi,
kan inat demokraci,
kan tipar vetëm poshtërsi.

Shtërngojn shum miqësinë,
kërthiz lidh nga Ramiz-inë,
për t'a mposht drejtësinë.

Këtë nuk do e arrij,
se Shqipnia ka rini,
Europa ka demokraci,
Amerika në miqësi,
vendi ynë do ket drejtsi,
do i zhgrryejm kto derra t'zi.

2024

## HAJNI

Dje një hajn ish i blujt,
sot një brac është i kuqt.
Janë me lara gjithashtu,
bojra - bojra të masku.
Veç ta dini o njerzi,
krejt hajdutët jan të Zi.
Se zhvasin mua vjedhin ty.
sapo hypin në qeveri,
mashtrojnë me neveri.
Parajsa fiskale një mij,
pronarët askush si di.
Marrin tender në Shqipëri,
lekët tona tu i përbi.
Ja dërgojn dreqit të Zi,
me avion a me anij.

**M'a mba mua kopilin tim,**
**kurvës madhe ti jap mësim.**
**Ka mbet vetëm një dera,**
**bracat* ti hudhim në plehra.**
**Vetëm at'mot, vjen pranvera,**
**demokraci si vendet tjera.**
**Hajnat ti kap drejtësia,**
**t'lulzojë demokracia.**
**Nga ikja shpeton rinia,**
**kështu bën hajr Shqipëria.**

**2024**

---

***sin. hajdut.**

# THIRRJE MILITANTIT

**Politikan të paftyrë,**
**duan militant n'detyrë.**
**T'bëj trimni, t'bëj mënxyrë,**
**barku i hajnit të rrij fryrë.**

**Militanti mullzën thatë,**
**i numërohet kafshatë.**
**Nuk ka më ai takatë,**
**t'i ndjek mbrapa në shamatë.**
**mos u preket tyre dhjamtë.**

**Mbas hajdutësh kush vrapon,**
**veten shumë e dëmton,**
**familjen e sakaton,**
**rininë fort e masakron,**
**autokracin siguron.**

**Vjedhjes mjaft i ndihmon,
demokracinë helmon.
Kush është rob që pak kupton,
len deputetin veç me karton
dhe në zgjedhje i mohon,
me u ftillu nuk asht kurr von.**

## ÇDO QOFTE KA SHIJEN E MISHIT

**Komunizmi ndodhi i zi,**
**serviri për demokraci,**
**drejtus qofte nga mish i tij.**
**Ndaj nuk ndërroj aspak shij,**
**ç'lind prej mace gjuan për mij,**
**kaq gjë çdo kush duhet ta dij.**

**Asnjë mos ketë habi,**
**demokracia do të ndri,**
**veç me politikanë t'ri,**
**lum kush ditës do ja mbrrij.**

**2024**

# ME DY KRAH POLITIKA

**Të dy palët na mashtrojn,**
**me përbindësh ata ngjasojn.**
**Kanë një mjet që na kafshojn,**
**e ka emrin korrupsion,**
**që si darë na shtërngon,**
**rriskun plakut i pakson,**
**të ardhme rinie shkatrron.**
**Zoti do e na ndihmon!**
**Politi - hajnin e dënon,**
**popull shkretin mo e shpëton.**

**2024**

## Ç'KA PO BEN KY DITEZI

Tash e sheh dhe më i drejti,
si kaq gjatë ne na rrejti.
Na baltosi e na shkreti,
partin merr në vorr me veti.

Rrevolucioni po mbaron,
leh e pjerdh nga ai ballkon,
shan gjith kënd dhe mallkon,
zanati i vjetër kur mashtron.

U besuam bijve t'Enverit,
kur u taksëm dhe vulë nderit.

Komunist që ish në majë,
i besuam me uzdajë,
veçse bukur di të shajë,
komunizmin fund e majë.

**Por ujku-ujkun s'do hajë,
hajmali në zemër do mbajë.**

**Boja blu fillon e kullon,
çdo njeri ai e ofendon,
fund me turp kur e mendon.**

**Shfrytëzon post e qeveri,
me mbush plot pasuri,
shumë t'afërm e miqësi,
njëqind metra si zotni,
milioner dhëndërri i tij.**

**Mijëra metra po ti kesh,
pasanik nuk mund të jesh.
Gjysh të madh s'ke ku t'gjesh,
je në gjyqe tu të përqesh.**

**Kshu s'ndërtohet demokraci,
veç e murrta tollovi,
me një usta kaq te zi,
ves e shpirt si ati i tij.**

**2024**

## A NDRYSHOI SHQIPËRIA

**Në tre dekada aksion,**
**Shqipëria pak ndryshon.**
**Pa vras pse tjetër soj mendon,**
**as përse kufirin kalon,**
**jo burg për agjitacion.**
**Shto male me korrupsion,**
**njëjta klasë vendin sundon.**

**Ata që ishin na mashtrojn,**
**janë gati të ofendojn.**
**Pse lumturinë s'kuptojm,**
**kaq të bukur që na ofrojn.**
**Kullat e veta në qiell çojn,**
**kur pencionet i shkallmojn,**
**me çmimet që vetëm i lartojn.**



***Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë***

**Nga bolshevikët tv ushtojn,
supermaci demostrojn,
serbët fort simpatizojn,
gegët me neveri përçmojn,
kësisoj kombin shkatërrojn.**

**Njëri - tjetrin shaj e mallko,
natën fshehur bashkëpuno.
Vjedhje popullit nuk ndalo,
me rusët më shum na afro,
ky marifet kështu nuk shko.**

**2024**

# POLITIKA MORE ZOTNI ËSHTË SHËRBIM JO HAJNI

**Kur ishe taman n'at kryevend**
**dhe pse lihnin mijëra qen,**
**nuk të gjeti asnjë send,**
**se akuzat nuk zinin vend.**

**Je i pastër si yll ndriçon**
**kur me nder ti vepron.**
**E gjithë bota kot mundon,**
**kurrë dot nuk të turpëron.**

**Po pive lëng veç një lugë,**
**hyre në thes me hajdutë.**

**Kur e humb vyrtyt të nderit,**
**turpi t'mbulo menjëherit.**
**Asgjë më nuk të shpëton,**
**fare llapja nga ballkon.**
**As zjarrin t'a bësh kallkan,**
**por drejtësi bën derman,**
**Zoti vetes ia ka lan.**



***Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë***

## 34 - VITE HIBRID - DEMOKRATURA

**Politik bijt e Enverit,**
**nuk e kan pikën e nderit,**
**vjedh gjelin e Pejkamerit.**
**Nuk njohin derën e ferrit,**
**kanë fytyr kokën e derrit,**
**popullin rru me brisk t'berberit,**
**e kanë heq prej tefterit.**

**2024**

## DREJTËSIA

**SHBA, Europë e Britania,**
**bashkë me to dhe Rinia,**
**janë t'fitojë drejtësia.**
**Bllok para tyre pleqëria,**
**ngjit me to vjen dhe hajnia.**
**Do fitojë demokracia,**
**marrtë t'keqen poli - bracnia,**
**dritë do bëhet Shqipëria.**

**2024**

## SHQIPËRIA E VARFËR

**Me politikan të pasur,
polici me pare rrasur.**

**Pasanik me televisor,
pareliu një prokuror.
Shqipëria u ba hor,
në çdo pushtet sheh një horr.**

**Janë shërbime o zotni,
kurrë vende për hajni.**

**Kemi disa milionerë,
nga profesion janë shoferë.
Merr si pronë minierë,
ish sigurimsi oficerë.
Oh çe gjeti vendin e mjerë,
padrejtësi derë për derë.
Pencionisti mbet përmjerrë,
kalamani fare dhjerë.**

**Si rrok mendje as tefterë,**
**drejtojnë vendin ordinerë.**

**Kudo ku ka abuzime,**
**gazetari me mashtrime.**
**Do pritni dhe dënime,**
**qetësisht e pa shpërthime.**

**Lufta për ti bitisur,**
**kundër tyre sa ka nisur.**

**Kur ti kemi sosur,**
**shqipja do jet dritosur.**

**2024**

## GARA E FERRIT

**Kan hap garë për në ferr,**
**shum politikan kokderr.**
**Fort luftojn por të gjith i merr,**
**rraket m'avion, sprint me kerr.**
**punë të fshehta veç në terr.**
**Popullshkreti vesh nuk e merr,**
**veçse po jeton ditet tmerr,**
**demokracinë na e kan err,**
**po na bëjn me i hek për derr.**

**2024**

## DEMOKRACI / AUTOKRACI

**Ta kuptojme at demokraci,
shihni Tramp vesh si plehraxhi.
Shkon të punojë si byrekxhi,
t'u lyp vota si hallexhi.**

**Po në të zezën Shqipëri,
del udhëheqsi si hyri,
tall trap me pleq e me fëmij,
s'pyet për popull e asnjeri,
se e njeh veten veç Zotri,
jo si shërbëtor i tij.
Kësaj i thonë autokraci,
kur mbi të tërë është veç nji,
gjith të tjerët skllevrit e tij
se ka gjet popull n'çorodi,
ja pse ky trapi nuk e thinj.**

**2024**

## RRIT EKONOMIA A RRIT HAJNIA

**Del mbahet i madh ky zotni,**
**kam rrit unë ekonomi,**
**hiç pa ngrit kund industri,**
**me primitive bujqësi,**
**mos kujton se na genjen ti?**

**Ndërtimi e industria,**
**transporti e bujqësia.**
**Nga kto ngrihet ekonomia,**
**gjith tjerat janë bracnia.**
**Vidhet plak, vidhet rinia,**
**hajn banka, vjedh Partia,**
**rritje çmimesh, shtohet robria,**
**fryhet buxhet nga taksnia,**
**tatim, akciz, pangopsia.**

**Dyfish çmimet ti me oligark,**
**pleqve ju boshatis at bark,**
**po ua thith ate pak gjak,**
**PPP financon pa merak.**

**30 vjet deficit tregtar,**
**shit me lek blij me dollar.**

**Vendi humb kaq shum, fito pak,**
**te lodhurve u hyn ne hak.**
**Borgje shtuar pa merak,**
**zhvillim vendi s’ka aspak.**

**Çdo shqiptari i shton hallin,**
**oligarket t’a rrisin mallin.**
**Për t’a rujt ryshfet strrallin**
**janë të dy ortak me djallin.**

**Sa t’a keni popull avdallin,**
**krejt pa gjak e ka damarin,**
**se përdit shtërngon samarin,**
**nuk ua prish fare kararin,**
**ju pasurohu ai merr “..arin”.**

**2024**

## ME BLEJT SHPI I RIU SOT
## TRIDHJET VITE PUNË PLOT

**Tre dekada kto rezila,**
**ngjajn me Ramiz e Adila,**
**ca deputet, hajdut debila,**
**pjella serbi, jan kopila.**

**Me ble shpi sot një i ri,**
**tridhjet vite punë si ari.**
**Monopol nga jugu në veri,**
**nuk kan dhimbje për asnjeri,**
**për rini s'duan me ja di.**

**2025**

# E ZOTIT QOFTË LAVDIA

**Është jona Shqiperia,**
**rregull duket parregullsia,**
**dominante del hajnia,**
**sundo kudo varfëria,**
**s'shumti i sjell qeveria.**

**Për rini rroft arratia,**
**për pleqt rrofshin femija!**
**Këto partitë vdekshin të dyja!**
**Të PPSH ato jan bija.**

**Rroftë SPAK e drejtësia!**
**Zotit e SHBA i qoft lavdia!**
**Shpres perëndim dhe rinia,**
**tok me to gjith shqiptaria.**

**2024**

## FRYMZIM MARRZIE

**Për damar e sjellje marrzije,**
**politik shqipe jashtë serije,**
**shpreh plot ndjen dashnije,**
**për hasmin tonë serbije.**

**Kjo është fikje Shqipnije,**
**njejt si shuajtje shpije.**
**Kush nga ju i bie në fije?**
**Këtij frymëzim dreqnije.**

**2024**

# TË BËHESH SOT KËNGËTARE, PËR ZËRIN MOS MENDO FARE

**Bëje trupin lakuriq,**
**fryji buzët por si viç.**
**Ngre gjoksin si dy fiq,**
**melodia s'ka rëndësi hiç.**
**Në televizion dy miq,**
**mbush me dhjamë ato ..yq.**

**Një muzik siç lehin qent,**
**një përdredhje me t'marr ment.**
**hidhe shpejt në internet.**

**Klikime shumë në botë,**
**pa fare men në kokë.**
**Veç zhgërryhet pak përtokë.**


*Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

**A lajthiti e krejt bota?**
**A klikusit janë rrota?**

**A mendojn se po këndon?**
**Kur ajo menderen e shpullon.**

**Nuk dëgjojn fare melodi,**
**sytë i ngulin mu në gji.**
**Si u bë tani kjo njerzi?**
**Ul vlera e ngre lemeri.**

**Të bëhesh njeri me famë,**
**Numro klik që kanë dhanë.**

**2024**

# DY TE FEJUAR TEK LIQENI

**Djal e vajz buz liqenit,**
**pash më pash tu i ra venit.**
**Para u del një burr plak,**
**me një shkop, kërrusun pak,**
**për ajr t'pastër dal në shefak*,**
**oksigjen të shtojë në gjak.**
**Ta ngacmojme pak plakun?**
**E humorit ti vem kapakun:**
**- Hajde, hadje plak dëshirit,**
**paske dal ditën e prillit.**
**- Pati than mulla Osmani,**
**një her n'vit e mbush shejtani.**
**Për çdo gjë ka një kufi,**
**mjer ai cub që nuk e di!**

**2023**

---

***Kur zbardh Drita.**

## KU RRI SHEJTANI

**Nuse e re kalon sokaku.**
**Mbështetun tek parmaku,**
**aty krrusur po rri plaku,**
**tirqet tund shëmtaraku,**
**më nur t'saj e ze meraku:**
**-Hiçmu qafe tu theft kapaku,**
**po lus Zotin të vijë haku.**

**Një i mençëm pati thanë,**
**kam gjet vendet e shejtanë,**
**n'mendere t'plakut vend ka zanë,**
**verës tek vij e ujit n'tamë*.**

**2025**

***tamë = vendi ku ndahet vija e ujit nga lumi.**

## ZGJOHEM HERET NË BALLKON PAMJA JOTE MË TURBULLON

**Ditë - nata duke zbardhë,**
**në dritare më ke dalë,**
**rrezet ta ndrijn atë ballë,**
**syri margarit i rrallë.**

**Përse unë kam kaq mallë?**
**Me që ngjani me Hanë?**
**A nga e bukur qepallë**
**dilema më sjell vërdallë.**

**Ja them vetes a ty kto fjalë?**
**S'di përse dukem i marrë?**
**Se kam mendjen të ndarë,**
**gjaku vrullshëm në damar.**

**2024**

# MËSUESJA

**Mësuese një fisnike,**
**Nga familje shum sojnike,**
**Nurë bardhë rreze drite,**
**Yll u shfaqe, rrufe ike.**

**Sytë por si kokrra inxhi**
**Kaqurrelat derdh ndër sy,**
**Lule balli një nishan gri,**
**Dendur plot me dashuri.**

**Kur shërben brezit ri,**
**Me dije dhe me mirësi.**
**Sjellja mbushur fort njerzi,**
**Mendjes po mi jep trazi.**

**2024**

## DOBSIA IME

**Mori drita ylberi!**
**Me dy molla shërbetli.**
**Me dy faqe si gurabi,**
**Midis maleve hajmali.**
**Falja shokut pak dashni!**
**Shpirtin atij me ja ngij.**
**Se kjo botë asht jallane,**
**Qejfin po nuk e bane.**
**Me dorë në zemër si përherë,**
**Bëja mikut ti një nder.**
**Se sevdaja është fisnike,**
**E ngazëllen timen mike.**
**E shëndrit ja zbardh syrin,**
**Ja shkrifron krejt fiqirin.**

**2023**

# DASHNIA NJË SHPËRTHIM

**Je për mua një frymëzim,
çdo hap drejt teje një vallzim,
çdo çast pranë jush bekim,
çdo prekje dashni pa mbarim.
Buruan veç nga një shikim,
sytë tan në një kryqëzim,
shkëndija taman si shpërthim.
Erdhi pa paralajmërim,
fillimi pat shumë guxim,
me e rujt na u desh durim.
Se nuk ish veç ëmbëlsim,
por dhe të hidhta si pelim,
të gjitha erdhën pa mendim
veç prej Zoti si një vegim.**

**2024**

## ZJARRNIA

**Zjarr me ty dashnia,**
**kur na jepet mundësia,**
**si kujtohet kshtu rinia,**
**ndoshta hormon çudia.**

**Si qorap leshi në vapë,**
**po ndizemi në flak,**
**afsh e puthje tani prapë,**
**si dikur në tonin vak.**

**2024**

# ARRNORES

**Arrnore goj sheqere,**
**pritëm mua si për here.**
**Dhe në der dhe në penxhere,**
**të jetojm si në dit vere.**

**Ta kujtojmë rininë tonë,**
**sa kohe nuk është vonë.**
**Në çdo kohë e në çdo mot,**
**dashni fal i madhi Zot.**
**Kur të mos kemi më fuqi,**
**s'kemi tjetër veç lot për rini.**

**2024**

# FLOK GËSHTENJËS

Flok gështenjë shkallë-shkallë,
turbull, kur jemi përballë.
Buzë bukur, dhëmbë bardhë,
më varrosin për të gjallë.

Edhe mendja pak punon,
kur zemra fort po gufon.
Për dikë që dashuron,
Zoti i madh të bekon.
Të jep fuqi edhe guxon,
nuk sheh kënd kur e përqafon.

Sytë po më bëjn xixa,
bel, faqe, gushe e rrica.

Sa i marr jam unë për ty,
se ç’më gjeti as vetë se di,
në këmbë mezi po rri,
për pa më ra alivani.

**2024**

# ATO DITË

**Isha i lumturi njeri,**
**sytë tuaj bënin magji.**
**Xixa ishin si inxhi,**
**zhvishnim njëri - tjetrin me sy.**

**Mandej stoli sa su thy,**
**koka pas dërrase ish ndry.**
**Më fal shpirt t'thoja unë ty,**
**ju lëndova kot pa e ndi.**

**-Jam mirë fare nuk tutem,**
**mos ki merak të lutem!**
**Se ndryshe do këputem,**
**kur jemi bashkë vet ngutem.**

**Kur vjeshta poqi atë rrush,**
**u kënaqëm si askush.**
**Vakti erdhi plot u mbush,**
**u përpoqëm zorra m'prush.**

**Ti derdhe dy pika lot,
qeshi me nur fytyra plot.
Do jem unë plangu jot,
të bekoftë i madhi Zot!**

**Pas kaq kohe unë kujtoj,
ato çaste shum përmalloj.
Fort trupi at' botë gëzoj,
kur duart pas t'i kryqëzoj.**

**Por koha shpejt avulloj,
vrulli ynë sot shteroj.
Si dikur do të dëshiroj,
pa ja nda un po ngulmoj.
Dhe tek Zoti mjaft besoj.
Ditë t'bukura t'na afroj,
e dashnia kurrë t'mos mbaroj.**

**2025**

# CULLAK[1]

I kan qejf flokët me rrica,
i vogël, i madh ment tek ci..a,
si mbas mijve vrapo mica,
mbyllin derën çels e shlica[2].

Mbetur ves nga uria,
prej vocrraku tek burrnia,
s'hoqën dor nga budallakia,
uri seksi gjith shoqëria,
me lavire ngjan Ti - via.
Gazetarja cullak me t'dyja,
tërnitet[3] për to fëmija,
del fiqiri[4] pleqënija.

2025

---

[1] cukllak = lakuriq.
[2] shlica = shuli
[3] Tërnitet = i shkon leng nga goja.
[4] Fiqiri = mendja.

# FLIRT

Më zu gjumi u tranova,
djersë ujë kur u zgjova,
ç'llahtar un shikova,
vetëm sot e tregova:

Flirtove nga mendja ika,
turpëruar sytë i ngrita.
As ti rehat nuk mbete,
keq zgjodhe për mua e vete.
Kur "GJËNË" nuk mendove,
pse me puthje më trazove.
Kur e ndjell dhe e prek,
çdo kujt fillin ja humbet.

Dije mirë po hape konak,
s'ka faj burri si "çakmak".
Paskem frike të flej prap,
mos në ëndërr më vjen vrap.

2024

## PËRBALLË

**U përballa me një kjo femër,
drejtpërdrejtë me gjith zemër,
i fola hapur e mori shtrembër,
kish shejtanin mu në themër.
Nuk po di si ti vej emër.**

**2025**

# ËNDËRR BUDALLE

**Rashë gjumē syt i mshela*,**
**mu përzien keq do tela.**
**Elegante si gazela,**
**floke verdh me kaçurela.**
**rrica-rrica si turjela,**
**kofsha gjat por si pela,**
**më dha ujë nga bucela*,**
**bëri fresk me kaçurela.**
**I përgjumur syt i çela,**
**krejt pa gojë unë ngela.**
**Ëndërr dimri për dembela.**

**2025**

---

***mshela = mbylla.**
***bucela = ene druri me mbaj ujë.**

# KLERING

Porosi guzhinë EMDIAFI*,
borxhin po kërkon esnafi.
-Dua lekët s'mba më pilafi,
zoja - hajde nga sabafi*!

Rrobëdishami qe hapur,
unë mjaft e kam dashur.
Halli se më duhen paret,
ai nga kalamajtë s'hahet.

2025

---

*EMDIAF = lëndë druri speciale.
*sabaf = mëngjesi i vonët.

## ZHEG VERE NË VAPË
## ZJARR DIMRI BUBULAKË

**Nga distanca puth me dorë,**
**një - jo, një - po, më bën zborë,**
**pashë Zotin mos m'jep kaq zor,**
**sillu ngrohtë jo mal me borë.**

**Je her vullkan e her akull,**
**mendje e trup mi bēn shakull,**
**koka e shpirti nxjerr avull,**
**bëju hyjnesh e jo drakul!**

**Atë që do ket rrisk krimbi,**
**dhurat bëja këtij trimi,**
**e ka zënë m'ty tërbimi,**
**si zheg vere e zjarr dimni.**

**2025**

 ***Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë***

# LUAN LUSHA

**Lindur: në Peshkopi më 31.08.1962.**

**<u>Punësimi:</u> 2018 e në vazhdim punonjës i Fondit Besa. 2001 - 2018, Punonjës pranë Ministrisë së Brendshme me detyrë specialist i parë. Prane Agjensise se Inventarizimit dhe Transferimit te Pronave te Paluajtshme Publike.**

**1993-2001; specialist i ekstensionit pranë drejtorisë së bujqësisë dhe ushqimit Dibër. Vitet 1986-1991 Agronom e Kryeagronom në Ekonomitë Bujqësore Reç dhe Gjurrë - Reç. Mësues, 1991-1992 Gjurrë - Reç.**

**Nga datë 02.04.2009 e në vazhdim: Kryetar Bordit Drejtues te Shoqates: Instituti per Mirëqenie dhe Ambient (IMA).**

**<u>Shkollimi:</u> Nga viti 1977 – 1981 mbaruar shkollen e mesme bujqesore “Nazmi Rushiti” Peshkopi. Prej viti 1982- 1986 Instituti Bujqesor Kamez Tirane Dega Agronomi, titulluar Agronom i Larte, Master Shkencor. Ne 1988-1989 kursi i lartë afatgjatë pasuniversitar për: Trajtimi Shkencor i Tokës Bujqësore, Qershor 1989 kam mbrojtur dy provime të nivelit pasuniversitar, të**

**vlefshme për kualifikim si kandidat shkencash për kohën.**

**<u>Kopetencat:</u> Njohuri te thelluara per pronat publike, legjislacionin menaxhimin dhe administrimin e tyre nga organet e pushtetit vendor. Aftesi hartim raportesh vlersimi dhe monitorimi te pronave te gjitha tipave. Njohuri shumë të mira lidhur me standartet shtetëror edhe ato europiane të prodhimit, cilësisë dhe tregëtimit të produkteve ushqimore baze. Njohje e mirë me legjislacionin për bujqësinë dhe ushqimin, ashtu dhe atë për shërbimin shëndetsor në Republiken e Shqiperise. Informacion shume i zgjeruar lidhur me konventat e Bashkimit Europian për Bujqësinë dhe Ushqimin. Kam njohuri të thelluara lidhur me prodhimet bimore si baza e ushqimit të popullatës. Njohje e mirë e teknologjisë se prodhimit aktual industrialo-bujqësor si konservime në perime dhe fruta.**

**Njohje e mire ne sektorin e tregtimit te fruta perimeve. Njohuri te theluara lidhur me te drejten e informimit public ne te gjitha nivelet e pushtetit. Në kuader te shoqates Instituti per Mireqenie dhe Ambjent (IMA) kam drejtuar mbi 30 projekteve midis tyre dhe këto:**

**-Minimizimi i dëmeve ekologjike të përmbytjes në zonen e Lezhës; financuar nga Delegacioni i Bashkimit Evropian nëpërmjet projektit "Rritja e kapaciteteve të Shoqërisë Civile në Shqipërinë**

**e Veriut për përmirësimin e biodiversitetit dhe mbrojtjes së mjedisit"/ EcoNord, të zbatuar nga ALCDF; periudha kohore: 2015-2017.**

**-Shoqeria Civile ne veprim dhe zbatimi i ligjit kunder korrupsionit me pronat publike ne Kurbin; financuar nga Delegacioni i Bashkimit Evropian nëpërmjet projektit PACT të zbatuar nga ANTTARC; periudha kohore: 2017-2018.**

**-Bazuar projektit "USAID Accelerated Civic Development and Cooperation" kemi kryer dhjete trajnime ne dy raunde.**

**-Manual ligjor për trajtimin e pronave publike nga njësitë e qeverisjes vendore përgatitur Tiranë, më datë 31.08.2017.**

**-Kam vene në dispozicion te pushtetit vendor: "Plan Veprimi Lokal për Përmbytjet në Lezhë" ne vitin 2017.**

**-Kam hartuar "Raport Final i Monitorimit për Pronat Publike në Bashkinë Kurbin (RFM). 2018.**

**-Hartuar dhe dorzuar per çdo projekt te shoqates raporte narrative te ndermjetem dhe perfundimtare.**

**Adresa: Lagjia nr.1, Rr. Theofan Popa, Nr.67 Shkozë Tiranë, cel 0674383901, luan.lusha@gmail.com**

## PËRMBAJTJA E LËNDËS

 *Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

*Botuar më 21.03.2025 - Dita Botërore e Poezisë*

LUAN LUSHA

Ka lindur në Peshkopi më 31.08.1962.
*Punësimi*: 2018 e në vazhdim punonjës i Fondit Besa.
2001 - 2018, punonjës pranë Ministrisë së Brendshme, me detyrë Specialist i parë, pranë Agjencisë së Inventarizimit dhe Transferimit të Pronave të Paluajtshme Publike.
1993-2001: Specialist i ekstensionit, pranë Drejtorisë së Bujqësisë dhe Ushqimit në Dibër. Vitet 1986-1991 ka punuar agronom e kryeagronom në Ekonomitë Bujqësore Reç dhe Gjurrë - Reç.
1991-1992: Mësues në Gjurrë - Reç.
Nga data 02.04.2009 e në vazhdim: Kryetar i Bordit Drejtues të Shoqatës "Instituti për Mirëqenie dhe Ambient" (IMA).
*Shkollimi*: Nga viti 1977 – 1981 ka mbaruar shkollën e mesme bujqësore "Nazmi Rushiti", Peshkopi. Prej vitit 1982-1986 ka mbaruar Institutin e Lartë Bujqësor Kamëz, Tiranë, Dega Agronomi, titulluar *Agronom i Lartë*, Master Shkencor. Në 1988-1989 ka mbaruar kursin e lartë afatgjatë pasuniversitar për *Trajtimi Shkencor i Tokës Bujqësore*. Në qershor 1989 ka mbrojtur dy provime të nivelit pasuniversitar, të vlefshme për kualifikim si *Kandidat shkencash*.
*Kompetencat*: Njohuri të thelluara për pronat publike, legjislacionin, menaxhimin dhe administrimin e tyre nga organet e pushtetit vendor. Aftësi në hartim raportesh vlerësimi dhe monitorimi të pronave të të gjitha tipave. Njohuri shumë të mira lidhur me standardet shtetërore edhe ato europiane të prodhimit, cilësisë dhe tregëtimit të produkteve ushqimore bazë. Ka njohje të mirë me legjislacionin për bujqësinë dhe ushqimin, ashtu dhe atë për shërbimin shëndetësor në Republikën e Shqipërisë, si dhe informacion shumë të zgjeruar lidhur me konventat e Bashkimit Europian për Bujqësinë dhe Ushqimin. Gjithashtu ka njohuri të thelluara lidhur me prodhimet bimore si baza e ushqimit të popullatës dhe njohje të mirë të teknologjisë së prodhimit aktual industrialo-bujqësor si konservime në perime dhe fruta.
Autori ka njohje të mirë në sektorin e tregtimit të fruta-perimeve, si dhe njohuri të thelluara lidhur me të drejtën e informimit publik në të gjitha nivelet e pushtetit.
Në kuadër të Shoqatës "Instituti për Mirëqenie dhe Ambient" (IMA) ka drejtuar mbi 30 projekte, midis tyre 10 kanë qenë si nëngrante të Bashkimit Europian.

BOTIMET M & B




Çmimi: 1000 lekë